# Përmbajtja

# 2 fjalë për Ertin

Erti Poka ka lindur në vitin 2001 në qytetin e Tiranës, qyteti ku jeton aktualisht gjithashtu. Ka mbaruar arsimin 9-vjeçar në shkollën "Kolë Jakova", ndërsa aktualisht frekuenton gjimnazin "Qemal Stafa", Tiranë, ku mban edhe pozicionin e Kryetarit të Qeverisë së Nxënësve ( President).

Është një ndër të rinjtë aktivë të Tiranës, aktiviteti i të cilit numëron një sërë eksperiencash të bazuara në vlerat qytetare, vullnetarizmin, angazhimin publik dhe debatin konstruktiv.

Numëron një sërë aktivitetesh vullnetare në OJF dhe OJQ të ndryshme, të cilat e kanë ndihmuar të mendojë reflektivisht, ashtu siç ai e quan mendimin filozofik në përditshmëri!

Është gjithashtu autor i një sërë shkrimesh, të cilat janë publikuar në portalet më të mëdha në Shqipëri, kryesisht me tematika filozofike, analiza individuale, aktualitet dhe teori në përpunim e sipër!

Gjithashtu Erti është edhe autor i një tjetër libri të botuar rreth një vit më parë, me titull "Jeta në sytë e një adoleshenti", ku në qëndër të vëmendjes vendoset rëndësia e mendimit rinor në formulimin e përkufizimit të jetës dhe botës në të cilën ne jetojmë!

# Prologu

Mbi të gjitha jemi qënie njerëzore dhe gabojmë.Deri diku dallojmë të mirën nga e keqja.Po përsëri gabojmë!Arijmë të dallojmë realitetin nga fantazia.Por prapëseprapë gabojmë!Të gjithë jemi pjesë e një rrethrrotullimi,të cilit i vijmë anash,duke mos dalluar mundësitë e daljes nga ky rrethrrotullim.Vijmë nga vijmë e gabojmë!Nëse dikush do të më thoshte se ai nuk gabon,patjetër që do të qeshja më të madhe.Patjetër që do të bëja sikur nuk e dëgjova.

Por,gjithmonë ka një rrugëdalje.Nëse dimë të gabojmë,patjetër që duhet të mësojmë se si të rregullojmë gabimet.Jam optimist se me dëshirë e përkushtim mund të bëjmë gjithçka.

Duke u nisur nga një realitet i gabueshëm,gjej mundësinë që të kritikoj e të shryj mërzinë që kam për një sistem të dërrmuar nga gabimet e nga njerëz të cilët nuk gjejnë fuqinë që të reagojnë.Marr frymëzim nga të gjithë njerëzit e pafuqishëm për të përballuar padrejtësitë e të padrejtit.Motivohem më shumë që të them të vërtetën nga të zhgënjyerit!Gjej fuqi për të reaguar duke parë pafuqinë.Gjej

optimizëm tek pesimistët!Kërkoj guxim tek të paguximshmit!Më mjafton!Më mjafton për të bërë diçka ndryshe e të shpreh realitetin ekzistues pa frikë.Nuk frikësohem përpara asgjëje për të thënë realitetin,i cili është paksa i trishtë.Jam i gatshëm të them të vërtetën e të kritikoj gjërat të cilat janë bërë gabim deri më sot.Jam i gatshëm të qëndroj i palëkundur përpapa erës se fuqishme të indiferentizmit.

Kam shumë gjëra për të thënë e do t'i them pa marrë leje, nëse dikujt i pëlqejnë apo jo.Askush nuk e pëlqen realitetin,madje kur ndihet paksa përgjegjës ndaj tij.Ajo se për çfarë po vuan shoqëria e sotme është për një brez guximtarësh,të cilët të mos pushojnë kur të tjerët bërtasin,të mos ndalojnë së lëvizuri kur të tjerët vrapojnë e të mos pajtohen më të këqijat,kur njerëzia pajtohet lehtshëm me të.

Mund të bëhesh pjesë e turmës,të pretendosh se je një prej tyre,të jesh besnik deri në momentin e fundit,por vjen një moment kur çdo gjë merr fund.Vjen një moment që kupton se ti nuk i përket kësaj turmë.Ndjehesh mirë me to,por jo me mënyrën e tyre të të kuptuarit të jetës.Kupton se nuk mund të rrish i heshtur,sepse kjo gjë ju dëmton të gjithëve.Ky është momenti i ndryshimit drastik,momenti kur ti bëhesh ndryshe nga të tjerët.Mund të përbuzesh,mund të ofendohesh,por mbi të gjitha je vetvetja dhe një ditë të gjithë do të të vlerësojnë për këtë fakt.Do të të vlerësojnë se ishe më i guximshmi i të gjithëve,se ishe ajo këmbana e alarmit.Kjo është ajo që kam vendosur unë të bëj e të jem.Bashkohu me mua dhe me të gjithë të tjerët që mendojnë njësoj si unë.Filloje ndryshimin që sot.Filloje ndryshimin nga vetja.Më pas vazhdojë me familjaret e tu,me miqtë e tu,me shoqërinë e më pas me botën.E shikon që nuk është e vështirë?

Ka nevojë për ndryshim e ndihma jote është shumë e nevojshme.Kemi nevojë për të rregulluar gabimet të cilat ne ndoshta i trashëguam ose i krijuam vetë.Ka ardhur koha të shlyejmë gabimet,të cilat kemi bërë.Kjo gjë na bën të besojmë faktin se kemi shumë gabime.Jemi të vetëdijshëm që po gabojmë,por nuk po bëjmë asgjë,prandaj të gjithë së bashku duhet t'i futemi punës.Duhet të tregojmë se mundemi të rregullojmë atë që shumë të tjerë e bënë dhe po e bëjnë gabim.Duhet të vërtetojmë se jemi ndryshe.Duhet të tregojmë që  gjërat e mira mund të ndodhin.

Ne do të provojmë se paqja dha dashuria janë komponentët e vetëm,të cilët mund të ndryshojnë një shoqëri të tërë.Ne do të provojmë se shumë njerëz e kanë gabim.Do të provojmë që ato,të cilët gabojnë çdo ditë kanë mundësinë të ndryshojnë,vetëm me një lëvizje të thjeshtë.Ne mund të tregojmë se fuqia dhe pushteti i kolektivit është më e madhe se fuqia dhe pushteti i individit.Ne mund t'iu vërtetojmë të kundërtën.

Nuk do t'i lutesha askujt që të më jepte mundësinë të bëhesha ndryshimi,përveçse shoqërisë,në mënyrë që kjo e fundit të reflektojë mbi atë se çfarë ka ndodhur dhe se çfarë po ndodh.Nuk kërkoj lejen e askujt për të luftuar me të keqen,por kërkoj vetëm mbështetjen tuaj për të sulmuar sa më fuqishëm.Nuk kërkoj pëlqimin e askujt për t'u bërë ndryshe,por kërkoj mbështetjen e kujtdo që të tregojë se ndryshe janë ato që mbi të gjitha kanë harruar të jenë qënie njerëzore.Nuk kërkoj dakortësinë e askujt për të qenë përballë kësaj katastrofe,por lutem që të mos jem i vetëm.

Nuk ka të bëjë me atë që po jetojmë tani.Ka të bëjë me mënyrën se si do të na kujtojnë,pasi të mos jemi më në këtë botë.Do të doja që për mua të thonin se i mungoj botës e jo që askush të mos më kujtojë

më.Do të doja që të lija një vepër pas,e cila të ishte model frymëzimi për të gjithë.Do të doja që emri im,pa problem edhe të humbte me kalimin e kohës,por nuk do të doja kurrsesi që ajo gjë të cilën unë e nisa ,të harrohej.Do të doja të mos harrohej emri “humanizëm”,në këtë botë humanësh.Do të doja që të mos shuhej optimizmi,në këtë botë të përparuar.Do të doja që të mos injorohej paqja,në parajsën tonë të vetme,Tokën.

Dhe jemi pikërisht ne,të cilët kemi kthyer parajsën tonë në një ferr,të cilin askush nuk e ka detyrim ta jetojë,prandaj le të ndryshojmë sa jemi në kohë.Le të ndryshojmë gjithçka,pa u penduar,për gjërat,të cilat nuk bëmë.

Ajo se çfarë ne e kemi të vështirë të kuptojmë është se kemi përgjegjësi,është se e kemi detyrim.Kemi frikë të marrim përgjegjësi mbi shpatulla,kemi frikë të pranojmë realitetin,kemi frikë të jemi njerëz mbi të gjitha.Kjo është ajo që ne vetë kemi krijuar,kjo është ajo se çfarë ne vetë kemi realizuar,kjo është pjella jonë,pjella e një mendësie e cila ka çuar buzë greminës një shoqëri të tërë,e cila shpeh herë e pafajshme,pranon me faj të plotë gabimet e të gjithëve ne.

Mendoni se brezat e ardhshem do të donin që të përballeshin me gjëra të cilat ato vetë nuk i kanë shkaktuar?Askush nuk do të donte,por tashmë nuk kemi të bëjmë më me një zgjedhje midis rregullimit ose jo të gabimeve ekzistenciale,por kemi të bëjmë me një detyrim moral,të cilin duhet që secili ta kryejë në mënyrën e tij.

Unë jam i gatshëm që ta bëj këtë.Jam i gatshëm që të provoj të bëhem ndryshimi.Jam i gatshëm të provoj veten dhe mundësitë që kam për të qenë ndryshe.Do të doja që krah meje,as para dhe as mbrapa,por

vetëm krah meje,të ishe edhe ti,edhe miqtë e tu,madje edhe familjarët e tu.Do të doja të ishim të gjithë së bashku.Do të doja që të gjithë të mbështesnim njëri-tjetrin në këtë luftë me vetveten për të ndryshuar çdo gjë,që nuk na pëlqen.Prezenca jote është themelore,për të ndërtuar perandorinë e së drejtës,perandorinë e së mirës e perandorinë e njerëzve të thjeshtë të bashkuar,sepse në vetvete të gjithë ne jemi qënie njerëzore.

Jam kaq i bindur për vendosmërinë time,saqë deklaroj se edhe i vetëm do ta ndërmerrja këtë "aventurë".Edhe i vetëm do të kërkoja të isha ndryshimi që të gjithë do të donin.Nuk ka të bëjë me numrin,por me dëshirën që gjendet në zemrën e një personi e me gadishmërinë që gjendet në trurin e tij.

Kam mjaftueshëm dëshirë që të ndryshoj diçka sado të vogël e jam mjaftueshëm i gatshëm që të qëndroj i pathyeshem përpara gjithçkaje.Nuk nënkuptoj ambicie,por vendosmëri.Nënkuptoj qëndrueshmëri e jo lëkundje.Nënkuptoj kolektivizimin e njerëzve për të qenë sëbashku ndaj problemeve dhe gabimeve të mëdha,sepse vetëm kështu mund t'ia dalim.Duke qenë sëbashku!Duke qenë një!Duke qenë të pandarë!

Energjia pozitive që ekziston tek ne është e mjaftueshme për të zhvendosur male e jo më opinione,mendime,mentalitete e për të rregulluar gabime.Vigjilenca jonë është aq e lartë,saqë askush nuk mund të tentojë të abuzojë me ne dhe të drejtën tonë.Akush nuk mund të tentojë të tallet me ne dhe të na tregojë se si të mbyllim gojën e se si të vrasim ndërgjegjien tonë.Ne jemi të fortë mjaftueshëm për të përballuar këtë luftë ne paqe e jemi të fortë mjaftueshëm për të treguar qytetarinë tonë si një shembull për t'u ndjekur.Jemi

mjaftueshëm të gatshëm të kontrollojmë veten e të tregojmë se kush jemi e se çfarë përfaqësojmë.Vlerat më të larta njerëzore kanë ngelur në dorën tonë e tashmë vendimi është i yni.Ose mund ti përplasim në mur a në dysheme si diçka të pavlerë,ose mund ti mbajmë si flakën e shenjtë,sepse arijmë të kuptojmë rëndësinë e tyre.

Nuk e di për ty,nuk e di për miqtë e tu,por e njoh mjaftueshëm veten sa për të marrë një vendim,të cilin e konsideroj kaq të rëndësishëm.Ndrysho!Është e gjitha në dorën tënde!

# 1.Ideologjia gabim-pranim-korrigjim

Jemi përsëri këtu.Duke u përballur me probleme të përditshmërisë e jo vetëm.Probleme të karakterit.Probleme të botëkuptimit.Probleme të mungesës apo edhe prezencës.Jemi në një tornado problemesh,e cila gllabëron gjithçka që i del përpara.Ndonjëherë ne mendojmë dhe fajësojmë fatin,se pse ishim prezent që në fillim të nisjes se kësaj stuhie të furishme,por papritur forca e argumentit dobësohet dhe fillon të humbë prezencen dhe esencialitetin e saj.Kemi probleme të shumta dhe gjëja e vetme më të cilën mund të krenohemi është fakti se ne e pranojmë këtë fakt të kryer,por kjo gjë nuk na ndihmon aspak.Të qënit realist,thjesht na shtyn të pranojmë problemin,por kurrsesi nuk na paraqet atë që ne kërkojmë vazhdimisht.Një zgjidhje konkrete!Kjo ndoshta,mund të jetë një ndër arsyet se pse problemet ekzistojnë.Ndoshta janë thjesht një provë ndaj nesh,ose ndoshta janë thjesht të mirëqëna. Ironia më e madhe që ekziston në gjithë këtë problem është fakti se shumë njerëz në mënyrë të dëshpëruar përsërisin të njëjtin aprovim të problemit duke krijuar një monotoni,të cilën vetëm një filozof i ngrysur mund t’a krijonte.Me pak fjalë kemi të bëjmë me një pemë që nuk bën fruta,me një punë pa rendiment,ku e

gjithë energjia humbet pa na ndihmuar aspak.Gjërat pa rendiment janë gjërat,të cilat disfavorizoj më shumë!Me pak fjalë dhe me pak retorikë ajo se çfarë po na shpaloset është vetëm diçka për të cilën ne jemi në dijeni të plotë dhe çdo sekondë përsëritje e problemit është thjesht një rritje e nivelit të pesimizmit dhe mërzitjes.Diçka të cilën e urrej!Të gjithë jemi pranues ndaj faktit se përsëritja e një problemi duke nxitur subkoshiencën tonë nuk është diçka nga e cila përfitojmë.Është thjesht një lëvizje e cila na bën të mendojmë se jemi fitues akoma pa nisur mirë loja.Pra është thjesht diçka e cila është aty,por që nuk duhet të jetë.Problemi më i madh është:”Çfarë do të bëjmë ne”?

Mungesa e aftësisë së krijimit të zgjidhjeve ndaj problemeve nuk është diçka shqetësuese.Ne fakt është një sëmundje ngjitëse dhe e trashëgueshme,e cila fatkeqësisht ekziston rëndomtë e ka një shtrirje shumë të gjerë,duke u përshtatur me rrethanat mosfavorizuese,të cilat kthehen në pengesa të pakalueshme,për disa njerëz e në pengesa ngadalësuese për disa të tjerë.Duhet të pranojmë me koshiencë të plotë se jo të gjithë e kemi luksin të jemi zgjidhja e një problemi,ose më saktë të kemi në dorë zgjidhjen e një problemi.Kjo gjë në fakt,në momentin e shqiptimit merr nota të rënda,të cilat nxisin pesimizëm tek ne,por gjëja e cila duhet me të vërtetë të na shqetësojë është kohëzgjatja e mungesës së kësaj aftësie,e cila natyrisht që fillon të krijohet me kalimin e kohës.Ku jemi ne?Në çfarë pike të ekzistencës së përbashkët kemi arritur?Nuk qëndron problemi tek pyetja.Vështirësia e saj është e papërfillshme.Problemi qëndron tek personi,të cilit i drejtohet pyetja.Nëse këtë pyetje do t’ia drejtonim një njeriu të thjeshtë ai do thoshte:”Ne kemi arritur në maksimumin tonë”.Nëse kjo pyetje do t’i drejtohej një shkencëtari,me shumë mundësi përgjigjia e tij do të ishte:”Kemi shumë punë akoma për të

bërë”.Nëse këtë pyetje do t’ia bënim një të moshuari,përgjigjia e tij do të ishte:”Ne kontribuam mjaftueshëm”!Pra,pozicionimi jonë në renditjen hierarkike të arritjeve kolektive nuk është asgjë tjetër veçse një opinion.Vetëm një këndvështrim!Mos jemi gjë mbrapa?

Duhet thënë,se historikisht qënia njerëzore është karakterizuar nga dëshira e pashterueshme për të arritur sa më lart.Por dëshirat ndonjëherë,mbeten vetëm dëshira!A na bën kjo gjë të pabesueshëm ne sytë e njëri-tjetrit?Nuk e mendoj kurrsesi këtë gjë.Sigurisht,që dështimi është një mundësi e zhvillimit të çdo ngjarje,por duhet gjithashtu të pranojmë se kjo gjë ka qenë thjesht një rrjedhë e padëshirueshme e ngjarjeve,e cila nuk arriti të prodhonte sukses.Ajo me çfarë ne mund të krenohemi është progresi lehtësisht i dallueshem,që kemi bërë.Ky është një lajm i mirë,por nuk është kjo ajo që nevojitet.Ne akoma nuk e kemi kuptuar rëndësinë e vetëbesimit,optimizmit,krenarisë së kontrrolluar,e cila është fryt i një mendje të shëndoshë,e cila kërkon që të prodhojë vetëm suksese.Jemi mirë!Me të vërtetë mirë!

Vazhdimisht kërkojmë që të zhdukim fenomene ose më saktë,të zhdukim vese.Të zhdukim pjesën e errët,e cila gjendet në bardhësi.Pjesën e keqe,që ekziston në mirësi.Por vazhdojmë të deshtojmë!Epo,kjo nuk është thjesht një rastësi apo një sarkazëm e fatit.Kemi të bëjmë me një problem të mirëfilltë,të cilit i mungon zgjidhja.Nuk e di nëse diçka është ndërtuar gabim,apo çfarë nuk ka funksionuar.Nuk e di nëse ka një problem diku,por di diçka...është një problem pa zgjidhje!Por,sigurisht që vetëbesimi dhe krenaria jonë,do të na pengojë që të flemë gjumë të qetë e të rehatshëm,nëse rruga jonë e vetme nuk është ajo rreth përmirësimit të vetvetes dhe

perfeksionimit të pakontestueshëm e konkretisht të arritshëm.Pra,për çdo problem ekziston një zgjidhje.Me të vërtetë,që deri më tani gjithçka dukej si e pamundur,por optimizmi na nxit në kërkimin e një zgjidhjeje të pranueshme e të konsiderueshme.Ne nuk mund të zhdukim të keqen nga e mira,duke u munduar të largojmë pjesën e keqe,por duke u munduar që të rrisim dhe promovojne pjesën e mirë.Nëse padashur ne një telajo,krejtësisht të bardhë bie një pikë e zezë,instiktivisht ne mundohemi që ta fshijmë atë,por ndryshe nga jeta dhe nga realiteti i   vrazhdë,ajo se çfarë duhet të bëjmë është që të shtojmë pak bojë të bardhë për të minimizuar ndikimin e të zezës.Por ndonjëherë krahasimet janë thjesht një lehtësim,i cili ndikon ne kuptimin e situatës,por asgjë më shumë.Pra,kthehemi përsëri ne përditshmëri,ku ndonjëherë mendimet e avancuara,nuk janë asgjë tjetër veçse luks.

Kur mendon pak më qetësisht,arrin të kuptosh se realisht gjithçka rrotullohet rreth botëkuptimit.Çështje idesh!

Nëse do të analizojmë një copëz të historisë,një copëz të realitetit,një copëz të përditshmërisë,krahas motivimit,punës,optimizmit e pesimizmit,pranimit,qetësisë,kujdesit,mirëkuptimit e mbi të gjitha suksesit,gjendet gjithmonë fjala,fatkeqësisht e pashmangshme “gabim”.Deri më tani,interesi jonë si qënie kryesisht,ekonomike ka qenë evidentimi i sukseseve e arritjeve lehtësisht të evidentueshme.Na ka munguar durimi për ti menduar gjërat ashtu siç mund të jenë,ose ashtu siç mund të mos jenë,ose ashtu siç ne i mendojmë apo ndoshta nuk i mendojmë!Na ka munguar durimi që të bëjmë lojëra fjalësh me veten.Na ka munguar durimi,që të analizojmë.Ose ndoshta,thjesht nuk kemi ditur që ta bëjmë.Por,vjen një moment kur “e keqja e detyruar”,e

cila në të vërtetë nuk ka asnjë aspekt të keq në tërësinë e saj,na pengon shikimin.Është e pamundur,që e gjithë jeta e një njeriu,të jetë një zar rastësor,i cili thjesht hidhet ne fushen e lojës,pa një qëllim të paramenduar.Dhe pikërisht kur sytë tanë janë të mbuluar nga një “eklips”artificial,”trupi”i cili mbulohet dhe ndikohet nga kjo dukuri është suksesi.Atëherë ne fillojmë të mendojmë!Atëherë ne fillojmë të analizojmë!Pikërisht kur interesat tona dhe pritshmëritë tona ndalojnë së realizuari,ne fillojmë të reflektojmë!Duket sikur është paksa vonë,por nuk është kurrë vonë për të menduar.Është diçka e pashmangshme!Askush nuk jeton dot pa ujë...e pa menduar!

Ky është momenti kur misioni yne si qënie ekonomike mbaron dhe ndalon së ekzistuari.Nga ky moment e më pas kthehemi instiktivisht ne menaxherë,të cilët kemi një detyrë të mirëpërcaktuar.Të menaxhojmë situatat e pamenaxhueshme.Kjo gjë na bën që të mendojmë zgjidhjen e problemeve,por mbi të gjitha na vetëdijëson se problemet ekzistojnë.Që nga ky moment,ne fillojmë që të qeshim me veten tonë, përpara kësaj ndodhie.Kuptojmë se deri ne këtë moment,ne përveçse nuk përdornim mendjen,nuk përdornim asnjë nga shqisat tona.Kjo gjë na bën të qeshim e të kryejmë një vetëvlerësim të dëshpëruar.Ky moment,shënon një ndryshim drastik ne mënyrën e krijimit të suksesit dhe evidentimit të problemeve,kuptimit dhe zgjidhjes së tyre.Nga ky moment asgjë nuk është më si më parë!

Tashmë puna jonë është dyfishuar,apo ndoshta është trefishuar.Jemi ne një stad të një pune të mundimshme dhe të një agjende të re.Këtu fillon edhe përgjegjësia më e madhe.

Por,duke u dakortësuar me vetveten,dal në pefundimin më të natyrshem të mundshëm.Çdo gjë përmirësohet.Ishe duke ecur ne rrugë shumë qetë,po bëje mjaft mirë,por papritur përpara të del një kafshë e egër,e cila është problemi,e cila mezi pret të të shkatërrojë.Pikërisht në këtë moment,ti fillon të mendosh për një zgjidhje.Do të vdesësh apo do të jetosh?Pasi kalon këtë vështirësi ke krijuar një tip imuniteti,i cili të mbron dhe të mban të gatshëm psikologjikisht.Kaq e thjeshtë është!Gjithçka është relative!

Ne shpesh herë harrojmë se pse ne kujtohemi kaq vonë për të evidentuar gabimet!Është një arsye e thjeshtë!Ne nuk kemi kritikë...auto-kritikën ndoshta e kemi të vështirë t'a zhvillojmë,e kjo gjë ngadalëson krijimin e ideologjisë gabim-pranim-korrigjim!Duke qenë se sinqeriteti është një nocion abstrakt për ditët e sotme,atëherë askush nuk i evidenton gabimet tona,për sa kohë ato janë të vogla dhe kanë mundësinë të përmirësohen.Për të qenë më i saktë dhe i qartë,askush nuk na thotë kur ne jemi gabim!Askush,përveç familjes.Kjo është një ndër arsyet kryesore se pse ne duhet ta vlerësojmë familjen më shumë se gjithçka,sepse realisht është instrumenti i vetëm ndriçues dhe shpresëdhënës në një rrugë të errët.Mbi të gjitha është instrumenti i vetëm real.Instrumenti i vetëm,i cili gabimin e cilëson gabim,për sa kohë është i tillë dhe suksesin e konsideron sukses vetëm në gjysmën e tij.Thjesht arsye motivimi!

Auto-kritika deri diku për shumicën dërrmuese është një abstraksionizëm i panjohur në përditshmëri apo në gjuhën profesionale,i cili bazohet në frikën për të pranuar realitetin ose në mungesën e njohurive analizuese.Për shkak të këtyre aspekteve kaq konkrete,ne e kemi të vështirë të besojmë se ekziston diçka që quhet

auto-kritikë.Problemi me perceptimin ngec kur ne e mendojmë këtë veprim si demtues të vetes tonë.Në fakt është i tillë për sa kohë që nuk është e plotë ne nocionin e saj.Nëse ne e bëjmë auto-kritikën në rrugë ndërpersonale komunikimi,atëherë ndryshon i gjithë qëllimi i saj dhe nuk jemi asgjë ne sytë e të tjerëve veçse një person,i cili kritikon veten.Ajo se çfarë duhet të bëjmë ne është që të ruajmë të plotë kuptimin e saj dhe ta lëmë atë të pandryshueshëm nga rrethanat.Nëse auto-kritika është konkrete,koherente me situatën ekzistuese,e qartë,e mirëndërtuar dhe më saktësisht në kohën e duhur në vendin e duhur,me personin e duhur,i cili është vetja jonë dhe vetëm vetja jonë,atëherë ne jemi ne rrugën e duhur.Nëse do të mendojmë auto-kritikën si një lëvizje vetëvrasëse,e cila do të na bëjë të kapemi mat atëherë jemi gabim.Në vetvete qëllimi kryesor i saj është që të njohim pikat tona të dobëta,të cilat duhet t'i dish vetëm ti dhe askush tjetër.Do ti dish pikat e tua të forta në vetëm pesë minuta?Mjafton të pyesësh një mik,një të afërm,një person i cili pretendon se të njeh dhe si me magji,pikat e tua të forta janë në pëllëmbën tënde të dorës...plotësisht të gatshme,por mund të pyesësh njerëz pafund për pikat e tua të dobëta dhe do të dëgjosh që të gjitha pergjigjet janë gabim.Kjo gjë duhet të të gëzojë.Fillo të shqetësohesh nëse sheh se një person di diçka mbi këtë aspekt të jetës tënde.Brishtësia është ajo që e shkatërron njeriun.Tashmë,në perceptimin tonë duhet të shtohet edhe një traditë e re,ajo e kontrollimit të vetvetes,si një mundësi për përmirësim dhe perfeksionim.Kjo traditë ka ekzistuar gjithmonë,por tani duhet të jetë ne kulmin e aktivitetit të saj të pandalueshëm dhe krejtësisht të patjetërsueshëm.

Nëse kjo është një hallkë drejt përmirësimit,atëherë kush është i gjithë zinxhiri?Padyshim që unë nuk do ta cilësoja si teori,mendim apo

diçka të tillë,por një ideologji të mirëfilltë.Kjo është ideologjia gabim-pranim-korrigjim!

Nëse do të flisnim mbi gabimin,shfajësimi ynë më i përshtatshëm do të ishte që gabimi është diçka njerëzore.Të gjithë e pranojmë pa hezitim,sepse me të vërtetë është diçka reale dhe e prekshme në përditshmërinë tonë.Kemi kaq shumë gjëra për të thënë mbi gabimin,saqë çdokush do të mendonte,mos edhe ne vetë jemi një gabim.Këtë nuk e di dhe vështirë se mund ta di!Por di diçka shumë të rëndësishme!Që gabimet janë aty,si fakte të kryera,të cilat kërkojnë të na vendosin me shpatulla pas murit.Pra,janë thjesht të mirëqëna.Mënyra se si ne i kuptojmë gabimet mund të jetë në vetvete një gabim dhe kjo gjë mund të vazhdojë deri në përjetësi nëse nuk jemi ne personat të cilët nuk i japim fund me veprimet tona.Edhe mosveprimet kanë pasoja!

Por,ne mendojmë se gabimet janë gjithmonë pjellë e një veprimi të pamenduar apo të keqmenduar.Nuk është plotësisht e vërtetë!Ndonjëherë gabim është edhe të mos veprosh.Mund të të kushtojë shumë!Ky mendim i krijuar në mendjen tonë,për fat të keq ndonjëherë gabimet nuk i cilëson si të tilla,por si suksese të zbehta.Këto janë momentet kur mendja bën lojëra me ty!Ndonjëherë një veprim i parealizuar është shumë më shkatërrues sesa një veprim i keqrealizuar.Kjo gjë nuk përmbush aspak pritshmëritë tona!Dhe ja ku njeriu si qënie ekonomike dhe sigurisht egoiste kthehet në dëmtuesin më të madh të vetvetes.Kjo gjë është tashmë e vërtetuar.Një tjetër tezë e kthyer ne teori.

Pikërisht këto mosveprime krahas krijimit të një gabimi,tashmë prezent ne mënyrë të padiskutueshme,me kalimin e kohës depozitojnë

në mendjen tonë mendime të karakterizuara nga pesimizmi dhe paaftësia për t'i ndryshuar gjërat.Kjo është gjëja më e keqe e mundshme.Kultivimi i kësaj kulture do të prodhojë gjithmonë një frut me gjëmba.Ajo se çfarë ne nuk do ta donim kurrë!

Pika e dytë e kësaj ideologjie është pranimi.Duke qenë në shumicën e rasteve në koshiencë të plotë ndaj realitetit,diçka të cilën e pëlqej pafund e duke qenë koherent me zhvillimet e fundit ne jemi gjithmonë një hap përpara gabimit.Kjo gjë na jep përparësi,por ne nuk po kërkojmë që të jemi përpara diçkaje apo diçkaje tjetër,ne kërkojmë që të fitojmë garën.Kjo është një strategji e mirë për ta fituar garën.Të pranosh dobësitë e tua!Jemi ne një pikë ku fjalët janë luks,ndërsa veprimet detyrim.Të pranosh gabimin është me të vërtetë një veprim heroik i drejtuar ndaj vetes.Jo të gjithë e bëjnë!Kërkon guxim e vendosmëri të pranosh që je gabim!Ne fakt,kultura me të cilën kemi jetuar e po jetojmë na imponon vazhdimisht faktin se ne nuk duhet të dorëzohemi.Një fakt,të cilin personalisht e adhuroj.Gjithsesi,ne nuk duhet që të krijojmë paradokse të paqëna,midis pranimit të gabimit dhe dorëzimit.Edhe në qiellin e shtatë nuk do të kishin asnjë pikë të përbashkët.Të pranosh gabimin nuk do të thotë dhe kurrsesi nuk mund të barazohet më dorëzimin.Të jesh koshient ndaj faktit se je gabim nuk është asgjë tjetër veçse një shfaqje e vullnetit të mirë se ti e pranon realitetin ashtu siç është.Kjo gjë duhet të të gëzojë!Ama,krahas gjithë kësaj kurrë mos prano që të dorëzohesh!Thjesht ji realist!

Pika e tretë e ideologjisë së lakmuar gabim-pranim-korrigjim është kjo e fundit.Korrigjimi!Kemi një fakt të kryer!Është gabimi!Kemi një veprim prezent!Pranimi!Kemi edhe një kundërpërgjigjie apo

reflektim!Korrigjimi!Nëse do të më duhej që të bëja një rankim sipas rëndësisë të tre faktorëve të mesipërm padyshim që e para në listë do të ishe nocioni i korrigjimit,sensi i reflektimit,pikërisht mënyra e realizimit të gjërave në mënyrën të cilën duhet të ishin realizuar që në fillim!Kjo gjë do të thotë se gjithçka është kuptuar në mënyrën e duhur,pra kjo gjë do të thotë se jemi në rrugën e duhur.Shumë njerëz mund ta mendojnë si një moment dorëzimi ose përuljeje,por nuk është asgjë tjetër veçse një pranim i gabimit dhe një reflektim fitimprurës.Kjo gjë nuk kërkon kokëfortësi,por vetëm pranim të asaj që ti vetë ke bërë,prandaj do të ishte mirë që për çdo gjë në jetë të ekzistojë një ideologji e tillë.Një zinxhir i mirëndërtuar!Një zinxhir i mirëorganizuar,sipas një renditjeje dhe hierarkie të mirëfilltë e lehtësisht të zbatueshme nga ana jonë.Duhet të jemi të qetë,të logjikshëm dhe pranues.Duhet të kuptojmë se çdo shkak e ka një pasojë!Ky është një marifet që jeta na e meson me kalimin e kohës.Varet nga ne se sa shpejt mesojmë!

# 2.Aftësia për të materializuar,mundësi për të mos gabuar

Ky pohim bazohet në aftësinë tonë për të materializuar mendimet!Kjo është një ndër aftësitë më të mëdha të qënies njerëzore.Aftësia për të materializuar!Aftësia për të bërë realitet atë se çfarë ne mendojmë!Atë se çfarë ne perceptojmë!Kjo është ajo vija imagjinare që vendoset midis fantazisë dhe realitetit.Midis një fantazie e cila herë na shfaqet si e frikshme e herë si e adhurueshme e me një realitet i cili na shfaqet si i paqëndrueshëm e shumë i çuditshëm.Ndoshta i paparashikueshëm!Kjo gjë na kujton forcën dhe potencialin e mendjes.Jemi të gatshëm që të bëjmë gjithçka!Mjafton që të mendojmë dhe të bëjmë më të mirën tonë duke përdorur mendjen tonë si një instrument të pazëvëndësueshëm në funksionin e tij parësor,mendimin!Për të mos harruar edhe materializimin!

Ku e bazoj unë këtë teori?Ne historinë e njerëzimit  e të zhvillimit të saj!Vetë kjo histori na ka treguar dhe na ka provuar se ne jemi të gatshëm që me fuqinë e mendjes të bëjmë gjithçka!Aftësia për të materializuar nuk është një dhuratë por është fryt i një pune të fortë,i një vetbesimi të shtuar nga emocioni i përparimit e zhvillimit,nga

mënyra e jetesës,nga problemet e përditshmërisë,nga rivaliteti ndërmjet njëri-tjetrit dhe nga ambicia për të qenë gjallesa më e përsosur në Univers.Kjo gjë duhet që të na motivojë e të na bëjë të besojmë se ne kemi mundësinë që të bëjmë gjëra të mëdha,të cilat nuk bëjnë asgjë tjetër veçse shpalosin unikalitetin tonë si qënie njerëzore me aftësi jo të pamendueshme,por thjesht me aftësi realiste,të cilat vendosin objektiva gjatë gjithë kohës ne varësi të përparimit individual dhe kolektiv.Kjo gjë sjell një perceptim universal mbi atë se çfarë është e drejtë dhe mbi atë se çfarë është e gabuar në mendjen e gjithsecilit,i cili është i aftë të arsyetojë dhe të logjikojë.

Kjo aftësi ka një përparësi shumë të madhe.Gabon rrallë!Kjo gjë e bën atë të aftë që të na ndihmojë në momente kur ne jemi zhytur ne atë pesimizmin i cili shkaktohet nga dështimi i dikujt,pararendësit tonë.Është pikërisht aftësia për të materializuar ajo që na udhëheq drejt realitetit dhe na kujton edhe njëherë mosbesimin që duhet të kemi ndaj fantazisë së shthurur e të pavërtetuar me fakte e argumenta bindëse.Kjo gjë mund të sherbëjë si një shkëndijë e cila të ndez flakën e vetbesimit në njerëzimin e tanishëm nëse pesimizmi arrin të fikë flakën ekzistuese.Kjo gjë sigurisht që është gjatë gjithë kohës një shtysë me rëndësi ekzistenciale,e cila e ka treguar veten deri më tani dhe po e tregon dita-ditës me një qetësi karakterizuese dhe të fragmentuar.

Fragmentimi i saj ne njëfarë mënyre luan rolin e frenave të makinës,të cilat në rastin tonë duhet vetëm të ngadalësojnë shpejtësinë e zhvillimit të kësaj aftësie,por kurrsesi nuk duhet ta stopojnë atë.

Pse?Pse duhet që kjo gjë të zhvillohet në një mënyrë të fragmentuar dhe të ngadalësuar?Sepse,tashmë ne kemi arritur të kuptojmë se qënia

njerëzore është një qënie euforike e cila rrëmbëhet lehtë nga rrethanat momentale dhe emocionet.Është euforia ajo prej të cilës unë trembem kur përmendet fjala “aftësi materializimi”.Mendimi se ke arritur diçka të kënaqshme,i cili ndonjëherë është real të shtyn që të mos kërkosh më shumë nga vetja dhe kjo gjë  sigurisht që nëse zhvillohet në masë mund të pengojë zhvillimin kolektiv kaq shumë të kërkuar.

Gjithashtu një gabim i dytë i cili mund të vijë si shkak i zhvillimit të pafragmentuar,është mospërgatitja për një zhvillim të befasishëm.Duhet të pranojmë se aftësia për të materializuar nuk është në të njëjtin nivel tek njerëz të ndryshëm,por është e ndryshme nga një person tek tjetri.Nëse një person është i gatshëm që të përballojë një zhvillim të madh të kësaj aftësie shumë të tjerë ndoshta nuk janë.Kjo gjë në perceptimin tim cilësohet si gabim.

Vetëpranimi jonë i dështuar si qënie egoiste nuk përjashton aspak mundësinë e ekzistencës së një përqindjeje altruiste brenda nesh e cila ne këtë rast nuk duhet të lejojë krijimin e gabimeve të tilla.

Pra,i gjithë ky zhvillim duhet të vijë me kohën,duke u vetëkontrolluar më qetësi dhe përulësi.Kjo gjë shpjegon më së miri aftësinë që ka njeriu për të materializuar,por jo vetëm...edhe aftësinë për të qenë i duruar deri në limitin e durimit.Kjo gjë duhet të na gëzojë.Ndoshta ne ishim fatlumët!Të paktën e dimë që një gjendje histerike vetëm do të na fundoste!

Duke qenë kaq të pranueshëm ndaj këtyre ndryshimeve jemi drejtuar drejt rrugës së realizmit të pranueshëm.Ky është një lajm i mrekullueshëm.Dita-ditës po largohemi nga ajo mesjeta e cila është jetësuar në mendjet e njerëzve të ndryshëm të cilët duan të shtrijnë një

ndikim primitiv tek të gjithë ne.Ky ndikim primitiv vjen nga paaftësia për të përballuar mënyrën e sotme të jetesës,e cila kërkon një kthim pas në kohë,i cili për brezin e sotëm është i papranueshëm.Ajo se çfarë duhet të bëjmë ne është që të shkulim më rrënjë këtë ideologji të shkalluar.Ideologjinë mesjetare, që jeton në shekullin e XXI!Kjo më bën të qesh!Është më të vërtetë qesharake që shekulli i shkencës,i zhvillimeve të panumërta teknologjike,i arritjeve të mëdha jetësore,të influencohet nga këto mendime apo ideologji të shkalluara deri në pikën e tyre më të lartë të seriozitetit.Por,në fakt gabimi më i madh është tek njerëzit,të cilët ndikohen nga këto mendime të ulëta,të cilat mundohen të lartësohen nga figura të cilat nuk mund të përdoren në këtë mënyrë kurrsesi. Kjo është gabim!Nuk jemi mirë në këtë rrugë!Duhet t'i shfarosim këto mendime cinike e idioteske!Ne e kemi mundësinë që ta bëjmë këtë gjë!Po,e kemi!Por,e gjitha kjo varet nga aftësia që kemi ne për të materializuar,pra nga karakteri jonë,personaliteti jonë!Jemi ne,njerëzit të cilët i japim fuqi gabimit,duke e zmadhuar ne çdo cep të tijin.Jemi ne të cilët dimë të flasim bukur,u shitemi të tjerëve si intelektualë,por ajo se çfarë bëjmë është që vazhdojmë të ushqejmë këto mendime dhe përsëri teoritë mbetën teori,hipotezat hipoteza,mendimet mendime dhe injoranca injorancë.Epo,ka ardhuar koha që këtë aftësi,aftësinë për të materializuar ta shprehim më të gjitha mundësitë që kemi si një nocion,të aftë për të ndryshuar gjithçka,të aftë për të rregulluar gabimet!Le ta përdorim këtë  aftësi si një fshirëse,për të fshirë të gjitha gabimet që kemi bërë deri më tani e për të ndryshuar të gjitha këto mendësi të krijuara si pasojë e një injorance të shfrenuar kolektive,e cila deri më tani ka gllabëruar sa e sa mendje pa pikën e

mëshirës.Kjo gjë në perceptimin tim,cilësohet egërsi!Ndoshta kam të drejtë!

Duhet të jemi falenderues ndaj atyre njerëzve,të cilët arritën ta përdorin këtë aftësi me qëllime të mira e me një rendiment të lartë përfitimi.Kjo gjë sigurisht që nuk duhet të na emocionojë,por duhet të na bëjë krenarë.Tashmë është rradha jonë që të vazhdojmë aty ku e lanë të tjerët.Por,kjo gjë kërkon trimëri,përgatitje dhe vetëdijësim.Kërkon gadishmëri për të bërë ato gjëra,për të cilat ndoshta të tjerët nuk mund t’i bëjnë.Kjo gjë është aftësi.Kjo gjë siguron vazhdimësinë e arritjeve njerëzore për të shkuar aty ku të gjithë ne do të donim.

Kjo gjë na shfaqet si pararendëse e gjërave që do të ndodhin më vonë.Pra,me pak fjalë kjo gjë na bën ne pronarë të së ardhmes sonë dhe na jep mjetin me të cilin mund të shkruajne fatin tonë.Nëse do ta cilësonim fat!

# 3.Parandalimi

Një tjetër karakteristikë e veçantë e qënies njerëzore është pranimi i realitetit.Jemi gjatë gjithë kohës në një labirint të gjerë më shumë hyrje e dalje,gjë kjo e cila na bën pak konfuz mbi faktin se çfarë duhet të pranojmë e çfarë jo!Por vetëm pranimi i realitetit nuk është çelësi i gjetjes së zgjidhjes për një problem të caktuar,ka pak më shumë.Nëse ne vazhdojmë vetëm duke i cilësuar si të mirëqëna,gjërat që nuk duhet të ekzistojnë fare pa u munduar për të gjetur një zgjidhje efiçente,atëherë çfarë kuptimi do të kishte kjo gjë?Çfarë përfitimi të drejtpërdrejtë do të kishim ne duke u kthyer në disa njerëz,të cilët gjënë më interesante që dinë të bëjnë është që të pranojnë fakte,të cilat tashmë të gjithë i dinë.Kjo gjë nuk është aspak fitimprurëse dhe kurrsesi ekonomike.Gjëja më e madhe që na intereson është që të jemi sa më efektivë në zhvillimin e problemeve të cilat na paraqiten përpara syve.Nëse ne nuk mundohemi që të kapim rrënjët e problemit apo gabimit,atëherë jemi duke gabuar përsëri e përsëri e gjëja e vetme që do të ndodhë do të jetë përsëritja e gabimit në kohë.

Nga duhet t'ia fillojmë?Sigurisht,që nuk nevojitet vetëm një analizë,por një hetim i mirëfilltë i gjendjes.Duhet të gjejmë pergjigjet e disa pyetjeve shumë elementare,të cilat na shqetësojnë vazhdimisht,ku pyetja kryesore është "pse".Nëse arrijmë,që të gjejmë përgjigjen e kësaj pyetje atëherë qëndrimi jonë kritik ndaj krijimit të gabimit do të jetë më i qartë e më i kujdesshëm.

Kjo gjë realizohet me anën e një vetëdijësimi shumë të lartë,i cili krijohet nga psikoza e parandalimit.Është e natyrshme,që tek qënia njerëzore ekziston pendesa.Gjithmonë,pavarësisht nëse cilësia e realizimit së diçkaje është e lartë,aty do të vazhdojë të qëndrojë diçka,për të cilën jemi penduar që e kemi bërë ne atë formë dhe do të kërkonim që ta bënim më mirë.Kjo pendesë është shumë normale,por çfarë ndodh kur ne nuk kemi bërë vetëm diçka të vogël gabim,por kemi bërë shumë më shumë gabime,ose më saktë e gjithë ajo se çfarë kemi bërë është gabim?Atëherë e kthejmë kokën nga ndërgjegjia.

Na mjafton të mësohemi me faktin se krenaria e tepërt e kokëfortësia deri në limitet e pafundësisë nuk na sjell asnjë përfitim.Ndërgjegjia është një krijesë mitike,e cila ka shumë koka dhe në momentin e parë që i afrohesh kërkon të të gllaberojë.Ke dy mundësi!Ose të largohesh duke vrapuar kundrejt një krijese,e cila pothuajse të ka në dorë ose mund të marrësh vendimin e sulmimit.Ne të dyja rastet ekziston mundësia e humbjes,por jo në të dyja rastet ekziston mundësia e fitores.Ajo ekziston vetëm ne rastin e dytë.Nëse do të flisnim mbi ndërgjegjien me një autoritet imponues atëherë patjetër që nuk do ta nëpërkembnim,si një ekzistencë të rëndomtë.Ajo do të merrte një rankim të konsiderueshëm në një piramidë rëndësie.

Të kthesh kokën nga ndërgjegjia do të thotë të ndjehesh fajtor,i humbur,i dështuar apo ndoshta edhe i pavlerë.Gjithmonë kjo gjë ndodh në ezkistencën e një mendimi primar,sipas të cilit ti je gjithmonë në anën e ngritur të peshores.Në momentin kur ti peshon më pak se gjithmonë.Në momentin kur firon.Pse kjo gjendje të mos ekzistojë në fillim të gjithçkaje?!Epo,ekziston në të vërtetë.Patjetër që çdokush e ka jetuar njëherë atë momentin kur është shumë konfuz përpara fillimit të një veprimi me impakt të madh në jetën e kujtdo.Kjo gjë paraprin zhvillimin e ngjarjeve në të ardhmen në një mënyrë të gabuar,e kjo gjë sigurisht që mund të cilësohet si sukses,nëse bëhet parandaluese për kryerjen e gabimeve.Aktivizimi i ndërgjegjies në  kryerjen e veprimeve duhet të jetë veprimi i parë i vërtetë,i cili fillon të ndikojë në vendimmarrjen e një individi,duke e anuar këtë të fundit gjithmonë nga e drejta.Nëse do ta marrim nga aspekti i realitetit ekzistues,kjo gjë do të të ngadalësojë.Do të jesh më i prekshem,por ji i sigurtëë që do të jesh i pathyeshëm.Me të vërtetë që i drejti është një shënjestër më e lehtë,por drejtësia është më të.

Nëse do të bësh të kundërtën dhe do të zgjedhësh anën e pandërgjegjshmërisë,atëherë të jesh i sigurtëë,që do të ecësh shumë shpejt.Do të jesh shumë përpara të tjerëve.Do  të bësh hile gjatë rrugës.Do të kërkosh të përplasësh të drejtin,i cili ecën më ngadalë se ty.Kjo gjë nuk të jep përparësi,por vetëm të kërkon të jesh një person ndryshe nga vetvetja.Vetëm duhet të dish diçka!Ti do të jesh personi i parë,që do të biesh në greminë,pasi shpejtësia më të cilën po ecën,djallezia që ke në kokë dhe papërgjëgjshmëria nuk do të të lejojnë që të frenosh,në mënyrë që të arrish të shpëtosh.
Ama,personat,të cilët do të kesh lënë pas gjatë rrugës,do ta shohin greminën përpara teje dhe do të kenë mundësinë të shpëtojnë.

Epo,euforia nuk është asgjë tjetër veçse një fantazi momentale e cila zhduket më shpejt,sesa krijohet.Prandaj,gjithmonë bëj kujdes dhe ngulite në mendje...Patjetër që ekziston një njeri më i aftë se ty në këtë botë!Kësaj gjëje duhet t'i trembesh!

Epo,mundësimi i një perceptimi të qartë mbi mënyrën se si bota funksionon është me të vërtetë një nisje e mbarë e një rruge,e cila mund të ketë shumë pengesa e labirintë.Kjo gjë në teori nuk pranon krijimin e gabimeve,por praktika është mjaft e vështirë për një pjesë të mirë të njerëzve!Kjo gjë sigurisht që krijon një mendim non-sens.Ajo se çfarë kërkojmë që të bëjmë është që të parandalojmë gjithçka.Në fakt,mund të tingëllojë pak si e vështirë,por për sa kohë që ti nuk beson se mund të shkruash apo mund të paracaktosh një pjesë të fatit tënd,atëherë gjithë mundi yt do të shkojë dëm.Dili për zot fatit tënd!Mos gabo!

Në gjithë kompleksitetin e të qenurit i gatshëm për të përballuar mundësinë e gabimit ekziston një kuptim rrënjësor i të perceptuarit të gjërave.Optimizmi është ajo që ndihmon në krijimin e një botëkuptimi ndryshe nga ai ekzistues, i cili sigurisht që çon në mundësinë për të gabuar më pak.Pra,mendoj se lidhja që ekziston midis mendësisë që ne kemi dhe mënyrës se si ne jetojmë është në një përpjestim të drejtpërdrejtë.Nëse ne mendojmë se do të gabojmë,jemi të prirur në tërësinë e situatës që të gabojmë.Prandaj cilësia e të vepruarit tonë është plotësisht e varur nga cilësia e mendimit dhe perceptimit tonë.

Nëse je i sigurtë ne atë që bën,ne atë që mendon dhe ne atë se çfarë planifikon atëherë je përfshire në lojën e të shmangurit të gabimeve.Nuk fiton kush është më i zoti,por ai që gabon më pak dhe

ai që është më i vëmendshëm.Shpesh herë jeta më duket si një lojë shahu!

Kush janë pikat kryesore ku duhet të mbështetemi për të mos gabuar?Kjo është një ndër pyetjet të cilat të vjen direkt nëpër mend,në momentin e parë kur dikush po mundohet të të ndërgjëgjësoje apo të të bëjë moral!Epo,unë kam përgjigjen time për këtë pyetje!

1.Ki besim-Kurrë mos mendo se nuk mund të arrish të bësh atë se çfarë dëshiron.Mos u lut tek askush,tek asgjë dhe askund.Ekziston vetëm një person që e ka në dorë mbarëvajtjen e atyre që ti dëshiron të ndodhin dhe ky person je vetëm ti.Prandaj,mos u justifiko.Është në dorën tënde,mënyra se si ti do të jetosh,mënyra se si ti do të njihesh tek të tjerët,mënyra se si ti do të përballesh me problemet e pashmangshme,që vijnë nga monotonia e një jete e cila herë shfaqet si e vdekur e herë si hiperaktive.Është një ndër pikat të cilat unë parapëlqej më shumë,vetëm për faktin se të jep mundësinë e plotë të vendimmarrjes,por edhe për faktin se të jep përgjegjësinë maksimale mbi supe.Askush nuk dëshiron të dështojë,por kur dështimi vjen të gjithë largohen duke vrapuar.Personi që është më i ngadaltë automatikisht është edhe personi që mban përgjegjësinë kryesore për dështimin.Kjo është e padrejtë.Prandaj kur ti vendos vetëbesimin ne punë dhe merr përsipër realizimin e diçkaje me rëndësi për ty personalisht,atëherë përgjegjësia është vetëm e jotja.Kjo të jep të drejtën e vetëvendosjes,por me të drejtat vijnë edhe përgjegjësitë.Duhet të jesh i gatshëm të përballesh me realitetin e me vështirësitë që ai mban n ëshpatulla.Ky është besim.

2.Gjithmonë prano të ndryshosh-Nuk do të jetë kurrë në përfitim tënd të kesh një mendje fikse e të pandryshuar.Bëhu mendje-hapur.Të

pranosh faktin se nuk je i saktë në atë që bën apo mendon është një hap shumë i rëndësishëm për të mos gabuar më vonë.Kjo gjë të jep eksperiencë e të forcon mendimet.Ideologjia përsoset.Mendja zhndërvjellësohet.Ti nuk gabon.Të gjithë janë të lumtur.

Të qënit i gatshëm për tu përmirësuar është një virtyt i patjetërsueshëm.Do të thotë se je gjithmonë e më afer perfeksionimit.Nëse nuk pranon që të ndryshosh e do të mbash një mendje fikse,të jesh i sigurtë se kurrë nuk do të përmirësohesh, por, do të ngecësh në një cep të vetmuar,duke u injoruar nga vetë mendimet e tua të vjetra,të cilat të tradhëtojnë në çdo moment.

Duke pasur një karakteristikë të tillë në formimin tënd personal,duhet të pranosh edhe faktin se nuk ka mendime të gabuara.Duhet të jesh i gatshëm të pranosh atë që është ndryshe nga ty si në mendime ashtu edhe në aspekte të tjera jetësore.Nëse nuk pranon mendimin e personit që ke përballë,pavarësisht mënyrës së tij të të menduarit dhe aq më keq,e cilëson si të gabuar,atëherë personi i vetëm që është gabim je ti.Nëse vazhdon të mendosh se je saktë kudo,do të jetë i afërt momenti kur do të gabosh.Beso tek vetja,por mos e shpërdoro besimin.

3.Mos favorizo egoizmin e arrogancën-Dy ndër antivlerat më të mëdha,të cilat përpiqen që të shndërrohen në vlera nga disa mendje injorante e të prapambetura.Pikërisht këto!Pikërisht egoizmi!Pikërisht arroganca!Nuk e vë aspak në dyshim faktin se qënia njerëzore është egoiste e arrogante në tërësinë e saj,por nuk mund të pranoj faktin se shumë njerëz i vendosin ne front të sjelljeve të tyre.

Për të thënë të vërtetën,mund të duket  paksa e vështirë diferencimi i egos së cilësuar si pozitive e asaj negatives.Për mendimin tim,nuk egziston një ego pozitive.Egzistojnë vetëm qëllime të vendosura me një pikëpamje të gjerë,por jo ego.Egoizmi është një sjellje e cila ka vetëm një anë,atë negativen.

Ndërsa përsa i përket arrogancës,ne mendjen time nuk ka ekzistuar kurrë një konfuzion i kotë,i mundshëm,për të konsideruar ekzistencialitetin e një ane pozitive të saj.Sigurisht,që arroganca nuk është asgjë tjetër veçse një sjellje e kalbur që në rrënjë.

# 4. 10 gabimet e shoqërisë moderne

Aktualiteti në të cilin po jetojmë na përplas në dy anë të kundërta,të cilat na konfuzojnë deri në kufirin e perceptimit.Fillimisht na bën të ndihemi krenarë,që po jetojmë në një epokë ku zhvillimi teknologjik ka prekur çdo milimetër të një botë,e cila ishte mosbesuese për arritjen e kësaj dite shumë e shumë vite më parë.Na bën të ndihemi krenarë për gjërat të cilat kemi arritur dhe për vlerat që kemi krijuar si një shoqëri komplekse deri në grimcën më të vogël të të qënit i gatshëm për të bërë mirë.Shpesh ndihemi mirë!Jetojmë në botën e mirëqënies.Në botën e të qënit i lirë në çdo milimëtër të rrugës sonë drejt së ardhmes apo edhe drejt rrugës  tonë për në shkollë.Në një rrugë e cila mund ose jo të ketë kthesa,po kujt i intereson?!Jetojmë në mënyrën të cilën pëlqejmë,kemi të drejtën e vetëvendosjes në jetën tonë dhe kjo gjë na bën krenarë në njëfarë mënyrë.Por gjithmonë ka diçka e cila na shqetëson!Dhe kjo është ana e kundërt e “Yin-Yangut” të botës moderne.

Kjo pjesë e kundërt e ekzistencës sonë të pakundërshtueshme në një përiudhë të tillë kohore e ndoshta historike, na bën të ndihemi paksa

fatkeq, vetëm për faktin se po përballemi më një sërë problemesh.Probleme,të cilat krijohen me kohën e ndoshta duhen shekuj për t'i zhdukur.Momenti i goditjes së një shuplake, hedhja e një letre në tokë, ndezja e një makine, thënia e një fjale të gabuar nxit krijimin e një problemi të madh i cili mund të jetë individual ose kolektiv.Ndoshta nuk ua dimë rëndësinë veprimeve tona derisa shohim që shumë të tjerë po veprojnë si ne.Kjo histori herë na krenon e herë na rrënon!Por,askush nuk mund ta kundërshtojë faktin se shtete të ndryshme po përballen me probleme të mëdhaja,të cilat ndonjherë janë ndër faktoret e vetëm të cilët na tregojnë se kemi disa gjëra të përbashkëta midis nesh.Uria, krimi ,ndotja ,efekti serre ,papunësia, luftërat, rritja e lartë e popullsisë e shumë probleme të tjera globale,për të cilat duhet të sensibilizohemi sëbashku,por këto janë vetëm maja e një ajsbergu,i cili është tmerresisht i madh.

Keni degjuar për humbjen e vetvetes?Po për mëntalitetin e rëndomtë?Po për ekzistencën e injorancës?Po për korrupsionin e pafundmë?Po për krijimin e ideologjive krejtësisht idioteske e arrogante,të cilat krijohen vetëm me qëllimin që t'i kundërvihen një ideologjie tjetër?Po për mungesën e  seriozitetit,respektit,një mendësie relativisht të mirë?Ndoshta, jo!Epo pjesa e parë është vetëm fillimi!Pjesa e dytë e problemeve janë problemet më serioze,të cilat në vetvete janë shkaku i krijimit të problemeve të pjesës së parë!Ndoshta ne e humbim  referimin kur bëjmë një bisedë të përditshmërisë,por nëse do të mendojmë pak më thellë,pak më gjerë,pak më zgjuar do të dallojmë se këto probleme janë fatale për ekzistencialitetin tonë.Shoqëria jonë është kthyer në një person të verbër,i cili kërkon për syzet e tij në errësirë!

E kemi të gjithë luksin të rregullojmë problemet e shumta që na ndjekin si nepër filma horror.Por, jo.Nuk e  kuptoj skepticizmin që ekziston në mendjet,të cilat zotërohen nga njerëzit të cilët supozohet të jenë “drejtuesit” tane.E shoh këtë gjë në vendin tim,në  vendet fqinjë, kudo.E shoh këtë gjë në fytyrat e mbushura të qeveritarëve e në fytyrat e thata të të varfërve të shumtë të shumtë, të cilët janë kudo.E shoh këtë gjë tek të rinjtë të cilët duan të largohen.E shoh këtë gjë tek të rinjtë me aftësi të kufizuara që nuk marrin asnjë lloj sherbimi.E shoh tek ato të rinj,të cilët e shohin arsimin si armik vetëm për faktin se i shtrydh në çdo aspekt të jetës se tyre.E shoh tek ata njerëz të cilët pretendojnë se u janë shkelur të drejtat.Ky është realiteti!Por,dita-ditës shoh frikacakë të cilët mundohen të ndrydhin të vërtetën,shoh një degradim të shoqërisë,e cila bën sikur është gënjyer e nga ana tjetër është vigjilente.Jam ngopur me këtë lloj veprimi.Jam ngopur me këtë aktrim të shëmtuar,i cili po na dëmton të gjithëve.Jam ngopur me këtë injorancë,me këtë frikë,me këtë mendësi kaq të shëmtuar.Jam lodhur nga e gjithë kjo fshehje e degraduar e realitetit.Nga gjithë ky hi që po na hidhet syve.

Gënjehemi dita-ditës,sy për sy,kokë më kokë dhe prapë neglizhojmë gjithçka.Nuk akuzoj askënd!Nuk ja hedh fajin askujt,por njëkohësisht ja hedh fajin të gjithëve.Ne kërkojmë gjatë gjithë kohës si të çmendur për të gjetur fajtorin e për të gjetur problemin!A e dini se kush na qënka ky problem?!A e dini se kush e ka fajin në mënyrë monstruoze?Ne!Të gjithë së bashku,kemi pranuar të mbajmë mbi shpatulla peshën e  gënjeshtrës,shpifjes,injorancës,neglizhencës e të gjithë gjërave negative,të cilat si për të irrituar ato pak njerëz që i urrejnë më shpirt,vazhdojnë të rriten dita-ditës nga ekzistenca e një mendësie të tillë,ku njerëzit qëndrojnë të strukur në një cep të dhomës

e vetëm mendojnë se si të rrisin nivelin e arrogancës e të egoizmit në shifra me shumë zero.Nuk është kjo ajo shoqëri të cilën ne duam, apo ajo shoqëri për të cilën po punojmë!Nuk është kjo shoqëria të cilën po e ndërtojmë më kaq dashuri e përkushtim.E di shumë mirë dhe e pozicionoj veten me  krenari në anën e pakicës,e cila e do jetën me virtyte të larta njerëzore e përbuz të gjithë ato njerëz,të cilët mundohen të sjellin një frymë promovuese të antivlerave,e cila dëmton mënyrën e të menduarit të njerëzve e i drejton ato drejt sjelljeve të pakëndshme për një shoqëri,e cila supozohet të konsiderohet “moderne”.

Kjo është bota moderne që duam?!Ky është modernizimi i shumëpërfolur?!Kam pasur,kam dhe do të kem gjithmonë mendimin se kjo që ne po jetojmë  nuk mund të quhet kurrsesi “modernizim”,por vetëm “praprambetje”.Pra,jemi pjesë e një gënjeshtre të madhe,në të cilën gjithçka funksionon në mënyrë të çuditshme e të pamenduar.Jemi pjesë e një mashtrimi gjigand,sipas të cilit ne jemi në vendin ku na takon.Unë nuk jam!Besoj se as ti nuk je!Në fakt,askush nuk është!

Ka shumë gjëra,të cilat po bëhen gabim,por gjëja e cila është më e gabuar nga të gjithë gabimet e panumërta që ekzistojnë është neglizhenca.Një ndër sjelljet,të cilat nuk e kam pelqyer kurrë.Madje,ka raste kur bëhet shumë e urryer për mua.Imagjinoni një vend të paqtë...!Besoj se menduat një fushë të gjëlbert,ku kalon një lumë i mrekullueshëm,e cila kishte një ylber shumëngjyrësh,njerëz që flisnin miqësisht me njëri-tjetrin e ndoshta me shumë mundësi me një njëbrirësh  në mes.Diçka joreale!Ndoshta as nuk egziston.Krijuam një pamje imagjinare të një vendi e momenti të paqtë,vetëm sepse nuk

është realitet diçka e tillë.Nëse do të ishte realitet nuk do të kishim pse ta imagjinonim,por thjesht do ta jetonim.Thjesht do t'i bashkoheshim kësaj mrekullie,por nuk mundemi,sepse nuk ekziston.Në ato momentet e mia të reflektimit mendoj se edhe pse nuk është realiteti momental,kjo  imagjinatë mund të kthehet në realitetin e një të ardhmjeje të afërt.Por një mendim,të cilin do t'a cilësoja të keq,më vendos në një dilemë të madhe.Ky mendim thotë:"Ne nuk duam vetë ta bëjmë këtë"!Pastaj,filloj të kundërshtoj mendimin tim,sikur të isha një kundërshtar i fortë i mendimeve të vetvetes,duke menduar:"Jo,është e pamundur.Mbi të gjitha ne duhet të duam veten,njëri-tjetrin dhe botën që na rrethon,pastaj çdo gjë do të vijë natyrshëm".Ky monolog më shqetëson,prandaj e ndaloj,por në fund të të gjithë mendimit marr një përshtypje ndaj vetes.Kam të drejtë!Ne nuk duam vetë ta krijojmë një realitet të tillë,sepse mundësitë tona për ta krijuar i shuajmë ne momentin kur bashkveprojmë më egoizëm ndërmjet njëri-tjetrit.

Janë pikërisht ato momentet kur zemërohemi për faktin se dikush tjetër është mirë edhe nuk mund të pajtohemi më faktin se nuk jemi në vendin e tij.Jemi krejtësisht gabim!Personi i vetëm me të cilin duhet të zemorhemi   është vetvetja.Ajo vetvetja e dobet,e cila nuk është e aftë të arrijë në nivelet e përcaktuara si qëllime për të ardhmen.

Janë pikërisht ato momentet kur mundohemi që t'ia punojmë dikujt.Ky moment kaq dashakeq,i cili më irriton edhe qelizat e trupit.Ky moment kaq i degraduar.Në vend që të merresh më përmirësimin e jetës tënde,mendon për përkeqësimin e jetës së dikujt tjetër.E ku ka më keq?Me të vërtetë që nuk ka.

Janë pikërisht ato momentet kur ecim në rrugë,shikojmë dikë i cili ka nevojë për ne dhe e kthejmë kokën në anën tjetër duke shuar të gjithë humanzimin që ekziston në mendjen tonë,të cilën po e mallkoj në këto momente.Nuk e di se si vazhdojmë rrugën!Nuk e di se si nuk na bren ndërgjegjia!Nuk e di se si mund të ekzistojnë qënie të tilla në këtë botë kaq të diferencuar në çdo aspekt të jetës!

Mendoni se parajsa ekziston?Epo bëjeni realitet sa jeni në tokë!E ç'mund të thuash më shumë për përfeksionin,për të bukuren,për përsosmërinë kur ne vazhdimisht jemi të zënë duke goditur njëri-tjetrin pa mëshirë,duke anashkaluar njëri-tjetrin më qëllim e duke ironizuar njëri-tjetrin më dashakeqësi?Asgjë,përveçse dëshpërimisht të kuptojmë se ky është realiteti,i cili fatkeqësisht nuk po ndryshon dhe po mbetet i njëjtë në mendjet e shumë njerëzve.

Ku jemi?Ku po shkojmë?A ja keni bërë ndonjëherë këto pyetje vetes?Besoj, se po! Ç'mund të më thoni për përgjigjen?Pesimizëm!Optimizëm!Endërra!Gjëja e vetme që nuk gjejmë në përgjigjie është realizmi.Pse?Sepse,ne nuk jetojmë atë që kemi përpara syve,por atë që do të donim të kishim përpara syve.Kjo gjë na largon nga realiteti!Nuk i vë faj askujt.Është diçka instiktive.Por,patjetër që në mendjen e gjithsecilit momentet e tilla reflektuese duhet të jenë të shenjta në ekzistencialitetin e tyre.Janë të shenjta në tërësinë e tyre si momente të veçanta e të papërsëritshme ne një moment të dytë.Gjërat ndryshojnë!Kur mund të ndryshojmë mëntalitetin e të zhdukim mendësitë fikse jam optimist se mund të bëjmë gjithçka!

## 1.Frika për të pranuar realitetin

Por,përsëri ka diçka që nuk shkon!Në fakt ka shumë të tilla.Një ndër to është frika!Frika për të pranuar realitetin.Frika për të pranuar që shumë gjëra janë gabim!Frika për të qenë realist!Frika për të pranuar atë që unë personalisht e pranoj dhe e propagandoj!Të qënit i lirë për të thënë të vërtetën është kthyer në një lloj profesioni,të cilin kanë të drejtë ta bëjnë vetëm një grup i vogël njerëzish.Ndërkohë,ne të tjerët jemi vetëm shikues të një teatri idiot,i cili po luan një shfaqje të shëmtuar,ku ne jemi ato që përsekutohemi.Frika për të thënë gjëra të tilla është e lartë.Nuk e di pse duhet të funksionojë kështu?Disa njerëz aty lart,që në sytë e njerëzve kanë zënë vendin e Zotit,të cilët vetëm flasin budallallëqe e tregojne përralla,të cilat ne i degjojmë me kujdes.Ky sistem po na konsumon shumë shpejt!Po na kthen në disa qirinj,të cilët duhet të qëndrojnë vetëm drejtë,duhet të jenë të gjithë të së njëjtës ngjyrë e duhet të bëjnë dritë për një grupi të vogël njerëzish duke u sakrifikuar për vete!Nuk e kuptoni se po kthehemi në një xhungël të madhe ku kaosi është gjëja e vetme që ekziston e sundon vetëm ai që di mirë ligjet e xhungles e i vendos ato në praktikë në mënyrë ekselente!Kjo është bota,vendi,qyteti,shoqëria,familja që duam?!Besoj se jo,por pa dyshim kjo është fara që kemi mbjellur.Mos gjë kujtuat se nëse mbillni egoizem,arrogancë,injorancë,mburrje e pesimizëm,do të korrnit altruizëm,dashamirësi,zgjuarsi,përulësi e optimizëm?

Nuk e di nëse jam i qartë në atë që them,apo në atë që nënkuptoj,por dua të tregohem i drejtpërdrejtë!Unë inkurajoj me zemër e me mendje percpetimin dhe shfaqjen e realitetit pa korniza zbukuruese,të cilat në sytë e mi nuk vlejnë.Ka ardhur koha që të mbajmë qëndrim,ndaj

gabimeve të bëra deri më tani!Ka ardhur koha që të kthejmë ato vlerat e shumëkerkuara.Ka ardhur koha që të mbjellim diçka të re!Diçka të mirë për të gjithë!Diçka që të ushqejë shoqërinë tonë me pozitivitet!Sigurisht,që kjo kërkon guxim e kohë,por duhet që patjetër të ekzistojë dëshira e mirë kolektive.Të jesh i sigurtë se vetëm,e ke të pamundur të ndryshosh shoqërinë,por të jesh i sigurtë se shoqëria është e aftë të ndryshojë ose të ripërtërijë vetveten duke u kthyer në ato vlerat mitike.

Mendoj se ky është një ndër problemet kryesore dhe pikat kryesore ku shoqëria ka gabuar.Ku të gjithë sëbashku kemi gabuar!Zbehja e zërit tonë sjell vetëm rritjen e forces së tjetrit për të shtypur.Dhe kështu ka ndodhur në të vërtetë.Njerëzit e thjeshtë të cilët kanë pushtetin e plotë mbi jetët e tyre,kanë harruar të bëhen zotërit e fatit të tyre.Kanë harruar t'iu mesojne brezave të ardhshëm se të rrish i strukur në një qoshe duke pranuar çdo goditje që të tjerët të japin është gabim!Kanë harruar të na thonë të ngrijmë zerin për gjërat që janë gabim,por unë kam besim...!Kam besim te vetja dhe bashkmoshataret e mi!Kam besim,se ne kemi botkuptimin e mjaftueshëm,kemi zgjuarsinë dhe gadishmërinë e mjaftueshme për të bërë atë që duhet të bëjmë çdo ditë!Të themi të vërtetën pa pasur frikë,nëse dikujt nuk i pëlqen,pa pasur frikë nëse dikush do të na qortojë e madje edhe pa pasur frikë nëse dikush do të na injorojë.Jo vetëm të rinjtë,të cilët kanë një energji të pashtershme,por çdo grupmoshë nuk pranon të jetë e shtypur nga një fat,të cilin as nuk e kanë shkruar vetë.Unë nuk dua të jem pasoja e asnjë veprimi të pamenduar,prandaj kam vendosur të them të vërtetën e të evidentoj çdo gabim që ekziston në shoqërinë e sotme e t'ua përplas në fytyrë shkaktarëve,jo për t'i prekur emocionalisht,por për t'i bindur të na bashkohen në rrugëtimin tonë

për t'i rregulluar këto gabime.Prandaj,le të bëhemi realistë e le të themi të vërtetën pa u ndikuar nga askush.Kuptojeni kuptimin e fjalës "pavarësi"!

## 2.Nuk kërkojmë të marrim çfarë na takon

Duke qenë se kemi rënë pre e një frikë të vazhdueshme për t’u përballur me realitetin e ndryshueshëm,në bazë së dëshirës së mirë apo të keqe për të bërë diçka, fatkeqësisht nuk jemi të gatshëm të kërkojmë të marrim çfarë na takon.Ky është një ndër gabimet e tjera të cilat shoqëria jonë i bën dita-ditës.Pranon të torturohet,shtypet,injorohet,neglizhohet etj,dhe ne fund të gjithë kalvarit të gjatë të vuajtjeve nuk merr atë  që meriton.Një shoqëri disaktive,e cila përfundon keq.Histori të cilën e degjojmë çdo ditë të jetës tonë,duke marrë indicie nga problemet e përditshmërisë deri tek ato probleme të cilat ndodhin rrallë, ama të përndjekin gjatë.Përsa kohë që ne nuk tregojmë interes ndaj nevojave dhe të drejtave tona do të jemi ne vendin e thesit të boksit,ku do të goditemi pa pushim.Kjo nuk është ajo që duam.Epo,nëse mendon se problemet e tua e të shoqërisë ku ti jeton do të zgjidhen përgjatë kohës,së cilës ti flen gjumë,më vjen shumë keq për ty!Kjo referencë më bën të mendoj se shoqëria e kërkesa e përmirësimit po shuhet dita-ditës.Kjo gjë më bën pesimist për një moment,por kujtoj se në këtë botë ku ne jetojmë ekzistojnë shumë shembuj inspirimi e suksesi e kjo gjë më kthen perceptimin n ë binarë.Por,nuk mjafton!Nuk flas për një faktor X,i cili do të jetë aty si super-hero për të na shpëtuar të gjithëve.Secili,prej nesh në të vërtetë duhet të gjej atë faktorin X që gjendet brenda nesh e ta përdorë për të sjellë përmirësimin e kërkuar.Nëse arroganca është kaq e lartë,sa të vrasë bashkpunimin atëherë shpresat paskan humbur.Nuk ka të bëjë vetëm me një person,por ka të bëjë me çdo person të vetëm në këtë glob,i cili mund të bashkohet me të tjerët shumë     thjeshtë.Mjafton dëshira për t’i bërë gjërat më mirë.Epo,nëse ne nuk cohemi,nëse nuk flasim e nëse nuk punojmë për

të marrë atë që na takon,atëherë do të jemi pjesë e një labirinthi të pafundmë,ku fitues është dhunuesi.Nëse jemi të gjithë bashkë,solid e të pathueshëm,atëherë do të mund të fitojmë çdo luftë,vetëm duke përdorur dashurinë e respektin.

# 3.Diferencimi i shoqërisë

Duke u munduar të mbroj argumentin,dal diku ku kam dashur gjithmonë të mbështetem.Në një shoqëri,e cila për hir të së vërtetës cilësohet si heterogjene.Nuk e kam parë kurrë si të tillë!Nuk e kam parë botën e shoqërinë ku jetojmë si të diferencuar.Por,si gjithmonë ajo se çfarë dua unë të shoh më atë që përkon me realitetin janë si dy drejtëza të cilat nuk takohen me njëra-tjetrën sado që t'i zgjasim me anën e perceptimit.Përsa kohë do të vazhdojë ky realitet të jetë i tillë?Deri në momentin që ne do ta konsiderojmë njëri-tjetrin të njëjtë pavarësisht ngjyrës së lëkurës,dallimeve rracore,përkatësisë fetare,etnike,politike,krahinore,etj.Pyetja që më shqetëson më shumë është se kur do të vijë kjo ditë?

Kjo ditë do të vijë,kur të gjithë ne të pajtohemi me mendimin se bota ku ne jetojmë është e përbërë nga një shoqëri homogjene,pa dallime e pa ndryshime ndërmjet njëri-tjetrit.Pikërisht,kjo është një ndër gjërat që ne e kemi në dorë ta bëjmë,por nuk e bëjmë.Një racizëm i tejskajshem ekziston dhe ky është një ndër gabimet e tjera që ekzistojnë në shoqërinë tonë të çuditshme.Nëse nuk jemi bashkë në përditshmëri a mendoni se do të jemi bashkë në mbrojtjen e kauzave jetike?Jo!Prandaj le ta fillojmë këtë gjë që sot,që tani!Po,po në këtë moment!Dil nga shtëpia,dhe njeriun e parë që do të shikosh përqafoje.Telefono një mik më të cilin ke pasur probleme mëparë dhe thuaji të pajtoheni.Dili përpara njeriut që ke më shumë inat dhe thuaji që inati që ke ndaj tij është shuar,madje thuaji se që tani e tutje mund të jeni edhe miq.E gjitha kjo nuk do të të kushtonte asgjë,përveçse një minuti nga jeta jote dhe arrogancën që mbartje deri më tani në mendje.Bëje këtë gjë duke mos i vendosur perde syve,por duke i

vendosur perde mendjes tënde.Konsidero çdo jetë si të shenjtë!Bëhu mesues për ato që kanë nevojë të dijnë prej teje dhe bëhu nxënës ndaj atyre,të cilët dijnë më shumë se ty.Mbi të gjitha tregohu njeri!Bëhu qënia,për të cilën je i predispozuar  që të bëhesh.Mos e shndërro veten në një kafshë,duke  mbushur mendjen me inat e duke harruar që forca e dashurisë është pushteti më i lartë që mund të zotërosh.Bëjë këtë gjë me vetëdije të plotë!Mos e  bëj,sepse unë mendoj se duhet që ta besh,të lutem!Mos dil nga vetja!Ama,vetëm mendo diçka,një ditë do të jesh i detyruar ta bësh!Bëje vetëm kur ta ndjesh se kjo është gjëja e duhur që duhet bërë.Nëse nuk e ndjen apo nuk e mendon se kjo gjë vlen,atëherë mos e bëj,por të lutem që të mos e ndash përgjegjësinë e të gabuarit me mua dhe të tjerët.Të lutem ta mbash për vete!

Kjo kokëfortësi,mund të quhet edhe gabimi më i madh që bën qënia njerëzore.Nuk është një!Në këtë formë është më lehtë të goditët dhe të dorëzohet.Nuk është një kur e ofendojnë!Nuk është një kur e përbuzin!Nuk është një kur i shkelin të drejtat!Të gjithë janë të hallakatur,duke vrapuar pas problemeve të tyre.Akush nuk mendon se do të ishte më e lehtë zgjidhja e problemit të tij,nëse gjen një person i cili ka të njëjtin problem,e nëse të dy sëbashku gjejnë një të tretë,të katërt e kështu me rradhe duke kërkuar  e duke punuar për zgjidhjen e ketij problemi.Të gjithë ecin në drejtime të kundërta,ku ekziston mundësia që kjo ecje të  shkaktohet vetëm për të irrituar njëri-tjetrin e vetëm për të hutuar njëri-tjetrin.Nuk e di se kush fiton nga kjo situatë,por e kam përgjigjien e kundërt!Nga kjo situatë humbim të gjithë sëbashku.Kjo nuk është mënyra,me anën e së cilës duam të jetojmë jetën tonë në një shoqëri të zhvilluar.Kjo është vetëm një rremujë,prej së  cilës të gjithë dalim të humbur.Kam vetëm diçka në

mendje,e cila më qëndron në kokë si një pikëpyetje e madhe!Ku do të përfundojmë nëse vazhdojmë kështu?

## 4.Ndryshimi i menjëhershëm i të menduarit dhe mentaliteti

Me siguri që ajo se çfarë ka ndodhur deri më tani është në atë kufirin e hollë midis fatkeqësisë dhe bekimit,por sigurisht që rradha e gabimeve është e gjatë edhe nuk  mund ta lija me kaq.Më ndodh shpesh kur bisedoj me njerëz më të vegjël,më të mëdhenj ose më të moshuar se unë që të mos i kuptojmë asnjë fjalë njëri-tjetrit e të mos marrim asnjë mesazh nga njëri-tjetrit.Nëse këto biseda do të zhvilloheshin ndërmjet meje dhe ndonjë moshatarit tim do të ishin krejtësisht të qarta,jo vetëm në mënyrën e të shprehurit,por edhe në esencën,të cilën ka brenda e mesazhit që duam të përcjellim.Në tërësinë e bisedës.Mendoj se ekziston një disnivel i madh ndërmjet brezave e kjo gjë krijon një humnerë të madhe botëkuptimi,e cila është e vështirë për t’u  kapërcyer nëse njëri prej biseduesëve nuk dorëzon argumentin e tij lehtësisht.Sigurisht,që premisat për t’u dorëzuar i ka personi i cili është më i vogël.Deri këtu,jemi vetëm në nivelin e perceptimit personal,pra unë mendoj se jemi mes së mirës dhe së keqes.Ekzistojnë edhe dy ekstreme të tjera.

Ekstremi më i papranueshëm është ekzistenca e mentalitetit,i cili kryesisht shfaqet tek njerëzit në formën e një mendje fikse e të pandryshueshme përballë çdo argumenti të mundshëm.Ky aspekt i mendimit dhe veprimit na është interpretuar në dy forma të ndryshme.Herë na thuhet se mentaliteti është diçka e keqe dhe e papranueshme për shoqërinë moderne të ditëve të sotme,e herë na thuhet nga personat që e mbështësin mentalitetetin se ky i fundit është vlerë për një brez.Është ai momenti i parë i konfuzionit e më pas vjen

një moment reflektimi,ku të duhet patjetër të kuptosh këtë mësim.A kemi të bëjmë me vlerë apo antivlerë?

Në të vërtetë,mentaliteti në vendin tonë na është shfaqur gjithmonë si një mendësi jo e kthjellët,e cila as nuk ia ka idenë për perceptimin e sotëm,por kam arritur të kuptoj se ekziston një perde e holle ndërmjet një mentaliteti dhe një qëndrimi.Njerëzit shpehherë kujtojnë se ekziston edhe një lloj mentaliteti ndryshe nga ai i famshi, cili mund të jetë i mirë ne vetvete,por jo.Unë mendoj se nuk ekziston.Ajo se çfarë në mendjet tona ekziston si “mentalitet i mirë”,ne të vërtetë është qëndrim.Nëse do ta quanim “mentalitet të mirë”,atëherë patjetër që mendja jonë do të improvizonte diçka liberale,të gatshme për t’u bindur nëse jepen argumentet e duhura të cilat karakterizojnë një njeri mendje-hapur.Në të vërtetë diçka të tillë,me pikërisht këto karakteristika unë do ta konsideroja si qëndrim,sepse nuk ekziston një mendësi e pandryshueshme,por krejt e kundërta.Një person me mendime të vjetra,por që është i gatshëm të dëgjojë e të bindet.

Ekstremi më i pranueshëm për mua është një person i cili as nuk e ka në mendje që të mendojë në mënyrë fikse,por mbështet liberalizmin(në konceptin e mendimit ideologjik),duke u konsideruar deri diku “brenda”nga mendimet përparimtare,të cilat po zhvillohen dita-ditës.

Nëse këtë mentalitet dhe përplasje të ideve ndërmjet brezave do ta konsideroja si gabim,atëherë nuk do të bëja fajtor asnjë person,i cili vahzdon të përdorë dhe besoje ne këto sjellje.Për mendimin tim,fajin primar për këtë çështje e mban zhvillimi i vrullshëm,tranzicioni i shpejtë e ndryshimi i menjëhershëm i perceptimit.Mendoj,se duhej t’i ishte lënë kohë brezave të mëparshëm që të mësoheshin më idetë

përparimtare ose liberaliste,me mendimet,të cilat posedon rinia.Duhej t'iu ishte lënë kohë që të pranonin të gjitha gjërat që sot i cilësojne si të papranueshme.Duhej t'iu ishie lënë kohë që të mësoheshin me idenë se tashmë perceptimi mbi të drejtën dhe të gabuaren ka ndryshuar.Çdo gjë e pakontrolluar,ka dalë nga kontrolli para se të bëjë bujë si dështim.

Për mua personalisht është një ndër gabimet më të mëdha që kemi bërë dhe vazhdojmë të bëjmë,por nuk duhet t'i bëjmë në të ardhmen.Përplasja ideologjike ndërmjet brezave nuk sjell fitime për askënd dhe kurrsesi nuk mund të nxise krijimin e një shoqërie të shëndoshë e me botëkuptim të përditësuar.Gjiithmonë ky hendek do të vazhdojë të thellohet e askush nuk do të përfitojë,prandaj për të pasur një shoqëri më të shëndetshme e më mbarvajtje më të mirë le ti zhdukim këto mendime tashmë të vjetëruara e le të promovojmë atë se çfarë është më e mira për të gjithë ne.E mira kolektive është njëkohësisht edhe e mirë individuale.

# 5.Pseudo-intelektualiteti

Diçka,e cila më shqetëson përveçse gjërave të cilat përmenda më sipër është edhe ekzistenca e disa ideve,të cilat vijnë nga disa pseudo-intlektualë,të cilët pretendojnë të jenë ajka e shoqërisë,por fatkeqësisht dhe realisht nuk janë as pjesë e kësaj shoqërie.Ide të cilat,krijohen vetëm për të prishur rendin!Ide,të cilat nuk bazohen në jetën njerëzore!Ide,të cilat më revoltojnë vetëm kur i degjoj.Njerëz,të cilët karakterizohen nga një egoizëm i skajshëm,nga një mungesë e theksuar e taktit dhe nga një gjuhë e helmatisur e cila nuk nxjerr asgjë të saktë.Njerëz që bashkohen nën siglën e një të keqe të përbashkët,çfarëdo lloj e keqe qoftë ajo.Njerëz që kanë për qëllim të helmojnë mendjet e shëndosha e të shkatërrojnë ato të brishta.Njerëz pa ndjenja,të cilët vendosin interesin personal,përapara interesit kolektiv e nuk mbaron këtu.Ide të prapambetura të cilat na i paraqesin si risi.Gënjeshtra,të cilat na i shesin si të vërteta.Injorancë,të cilën na e shfaqin si zgjuarsi.Ky grupim njerëzish të cilët unë parapëlqej t'i quaj "pseudo-intelektualë",vetëm për faktin se mendojnë se janë të zgjuar e po propagandojnë diçka të mirë,ndërkohë që ne të tjerët të cilët jemi jashtë kësaj marrëzie arijmë ta kuptojmë se sa gabim që janë.Njerëz me mendime ekstreme,disa të tjerë me mendime të çmendura,disa të tjerë me mendime të pamenduara etj.Nuk ka fund!Përpjekja për të qenë ndryshe i ka kthyer të gjithë në kopje të njëri-tjetrit. Çuditem se si askush nuk kërkon të jetë vetvetja.Çuditem se si të gjithë kërkojnë të ndikojne me patjetër jetët e të tjerëve,duke u ndryshuar mënyrën e të menduarit dhe mënyrën e të kuptuarit të gjërave.

Janë pikërisht këto "pseudo-intelektualë",të cilët po mundohen të shkatërrojnë ose ngadalësojnë zhvillimin mijëvjeçar të një shoqërie e cila sot ka arritur majat.Të një shoqërie e cila më në fund është konsoliduar,e cila më në fund po punon mbi pranimin e të gjithëve si të barabartë.Pikërisht kur kujtuam se mbaruam një punë kaq të gjatë dalin disa njerëz me mendime të

ulëta,të cilat nuk rrezikojnë vetëm këtë zhvillim,por edhe qënien njerëzore në tërësi,jetën e njerëzve dhe vazhdimësinë jetësore tonën.A nuk është ky një alarm për të gjithë ne?Kam folur dhe argumentuar gjithmonë për kornizat e shoqërisë dhe kam dhënë mendimin tim të qartë,se njeriu është i predispozuar që të kalojë nga një kornizë në tjetrën,në sajë të zhvillimit të tij të mendjes dhe qëndrimit që ai mban ndaj problemeve të ndryshme.Por duke kaluar nga njëra kornizë në tjetrën,duke thyer rregullat njëra mbas tjetrës,vjen një moment kur i afrohet një kufiri të pakalueshëm.Nëse ky kufi kalohet,atëherë asgjë nuk e justifikuar dhe nuk kemi të bëjmë më me një qënie njerëzore të përgjegjshme,por kemi të bëjmë më një gjallesë të pakontrollueshme,fundi i se cilës është i afërt. Qënia njerëzore nuk njeh kufij,por shoqëria njerëzore po!

Të kthesh antivlerat në vlera është diçka e papranueshme për të gjithë ne.Të propagandosh të keqen është diçka e papranueshme për të gjithë ne.Të përpiqesh të sjellesh frymën e shkatërrimit në një shoqëri të paqtë është diçka e papranueshme për të gjithë ne.Kjo është ajo për të cilën e kam fjalën!Shoqëria kurrë nuk do të vlerësojë nga ty atë që je,por atë që bën.Kjo është edhe arsyeja se pse ne ditët e sotme respektohet çdo lloj mendimi dhe individit i krijohen mundësitë që të jetë i papërjashtuar nëse mendimet e tij bien ndesh më një pjesë të shoqërisë.Ama,krejt e kundërta ndodh më veprimin.Mund të veprosh si të duash,për sa kohë nuk dëmton qoftë edhe një milingonë.Kur kjo ndodh liria e veprimit për ty ka mbaruar.Aty është fundi!Askush nuk të ndalon të menduarin,por çdokush mund të të ndalojë të vepruarin!Kjo gjë vetëm kur kalon kufijtë e atyre kornizave të shoqërisë.Duhet të mendojmë pa zë!

# 6.Zhvillimi i vrullshëm teknologjik

Të gjithë jemi dakord me përmirësimin e kushteve të jetesës,por kur çojmë nëpër mend zhvillim,kurrsesi nuk kishim menduar këtë.Nëse këtë argumentim do ta zhvillonim rreth dhjetë viteve më parë do të ishim duke aluduar se çfarë funksioni kanë rrjetët sociale ose duke u munduar të kuptonim se çfarë funksioni kryen kompjuteri ne tërësi.Por,gjithçka ndryshoi,me një shpejtësi super-sonike e asgjë nuk është më si më parë.Tashmë gjithçka ka ndryshuar!Njerëz të humbur në celularët e tyre,prindër të papërkushtuar të cilët harxhojne më shumë kohë se fëmijët e tyre në rrjetet sociale,të rinj jo-aktivë!Ky është realiteti i shoqërisë moderne të shekullit XXI.Gjithçka e përhumbur,miliarderë të cilët vazhdojne të zhvasin njerëzit e në fund të ditës të gjithë janë të lumtur vetëm sepse të gjithë duan ta besojnë këtë,por jo sepse kjo është ajo që të gjithë n tëë vërtetë besojnë.Besoj se e gjitha kjo nuk ishte parashikuar,por ndodhi papritur e u përhap si një epidemi,e cila përfshiu edhe njeriun më të “shëndetshëm”.E gjitha kjo,në sytë e mi është një ndër gabimet e shumta të njerëzimit.Gabime,të cilat nuk do t’i shlyente asgjë veçse një revolucion shkatërrimtar,të cilin askush prej nesh nuk do ta donte.

Nëse do të thoja se ky zhvillim nuk ka sjellë përmirësim të kushteve dhe mënyrës së jetesës,atëherë lirisht mund të më cilësonit të çmendur,por avantazhet i shikojnë të gjithë,ndërsa disavanzhet ndonjëherë nuk i interesojnë askujt.Me të vërtetë që informacioni është më i përhapur,por sot askush nuk i njeh librat.Me të vërtetë që njerëzit janë më afër me njëri-tjetrin kur në realitet janë larg,por njerëzit janë shumë larg njëri-tjetrit kur në realitet janë afer.Më të vërtetë që fotot sot janë me ngjyra dhe me kualitet shumë të lartë,por askush nuk po e jeton momentin. Ç’mund ti themi gjithë kësaj?Me të vërtetë që gjyshërit tanë kanë jetuar një jetë pa teknologji,ama kanë pasur një jetë të mbushur me miqësi,kohë të lirë,libra e sinqeritet.Unë për zhdukjen e të gjitha këtyre bëj fajtor vetëm teknologjinë,e cila as nuk

mendoi për të këqijat që do ti sillte njerëzimit,sepse ishte shumë e zënë duke u marrë me të mirat që do të bënte.

Në të vërtetë,jemi përpara një fakti të kryer,të cilin nuk mund ta ndryshojmë.Gjëja më e madhe që mund të bëjmë është që të përfshihemi në këtë realitet,por të bëjmë kujdes,duke mos rënë ne të.Çdo gjë që bie thyhet!

# 7.Pabarazia ekonomike

Duke qenë se gjërat ndryshojnë ditë pas dite,ashtu siç kanë ndryshuar njerëzit,mendimet e tyre,teknologjia etj ka ndryshuar edhe mënyra e jetesës.Mbi të gjitha ka ndryshuar ekonomia.Ekonomia ka pësuar edhe ndryshimin më të madh të mundshem.Kemi dy ekstreme shumë të skajshme,të cilat karakterizojnë ndasinë dhe ndryshimin themelor në këtë botë,ku njerëzit mendojnë se ekonomia është gati-gati gjithçka.Në të vërtetë të gjithë e dimë që ekzistojnë dy shtresat më të përfolura,të pasurit dhe të varfërit dhe midis tyre gjendet edhe shtresa e mesme,të cilët kanë një stil të rehatshëm jetese.Të pasurit paraqesin një stil të mrekullueshëm jetese,ndërsa të varfërit na vërtetojnë se kjo botë shpesh herë është e padrejtë.Ky problem zë një vend të konsiderueshëm në rankimin tim në listën e gabimeve që shoqëria jonë moderne ka bërë.Kjo shpërndarje shumë e pabarabartë e pasurisë sjell një diferencim të thellë të shoqërisë e më tutje kemi krijimin e problemeve të tjera,të cilat vijnë varg njëra pas tjetrës.Është një realitet,i cili për mendimin tim duhet të jetë paksa më i kontrollueshem.Nuk ia kam idenë se si ky kontrollim mund të ndodhë në shoqëritë e sotme demokratike e të lira,por jam i sigurtë për faktin se kjo pikë është starti i shumë problemeve të tjera,të cilat godasin shoqërinë e sotme. Për mendimin tim,rregullimi i këtij gabimi do të korrespondonte më zhdukjen e shumë problemeve të tjera.Një shpërndarje më e barabartë e pasurisë së përgjithshme të globit,pa dyshim që do të sillte një shoqëri më të konsoliduar dhe më të qëndrueshme.Nga ekonomia fillon lumturia!

Çudia më e madhe haset tek njerëzit, të cilët ankohen gjithmonë për pabarazi, e kur i pyet se kë do të zgjidhnin midis sistemeve ekonomike ekzistuese,përgjigjen:”Kapitalizmin!”

# 8.Mosmarrveshjet ideologjike

Është një ndër bisedat më të nxehta të kohës.Një ndër problemet më të mëdha të shekullit.Një ndër arsyet e fillimit të shumë luftërave mbarbotërore,të cilat përfshijnë territore të mëdha gjeografike e shkaktojnë humbje të mëdha në njerëz.E dini se për çfarë?Vetëm për një mendim.Vetëm për të kundërshtuar faktin se nuk janë të saktë në atë që mendojnë.Vetëm  për të treguar se këmbëngulin në ideologjinë e tyre marrin jetë njerëzish.

Për sa kohë do të vazhdojë kjo gjë?Deri në momentin që do të gjenden dy njerëz të cilët mendojnë njësoj e gjitha kjo do të vazhdojë.Duket e pamundur dhe në fakt është e tillë.Kjo do të thotë,se dëshpërimisht jemi të ngecur në një vorbull,ku argumenti humbet forcën bindëse dhe më pas fillon përdorimi i çdo mënyre tjetër për të imponuar mendime,ide dhe ideologji.Lojëra fjalësh,dhunë,arrogancë!Të gjitha këto konsiderohen si një plan B,për të imponuar ideologjinë  personale që çdokush mund të këtë nëse bindja nëpërmjet argumentave nuk funksionon.Dita-ditës po shohim njerëz që  humbin jetën,vende që shkatërrohen e vazhdojmë të kemi përballë vetëm humbës.A e dini se kush e fiton këtë luftë?Ai që lufton...me paqe.Ai që lufton më qetësi.Ai që paraqet argumenta bindëse.Çdo mënyrë tjetër  është e panevojshme.Asgjë nuk do të ndryshojë,madje njerëzit nuk do të besojnë më as edhe një presje tënden,nëse del nga rruga e të qënit i drejtë me veten dhe atë që mendon.

Prandaj,duhet të bëjmë diçka në mënyrë emergjente.Nuk mund të pranojmë që të kundërtat të përplasen duke shtypur të gjithë ato që qëndrojne  mes tyre.I gjithë ky besim që po i japim ideve tona humbet kur ne nuk dimë të propagandojmë.Mëso të reklamosh atë që ti posedon,në të kundërt askush nuk do të blejë “mallin” tënd.Mënyrat e propagandimit në botën moderne kanë dalë jashtë kontrollit e kjo gjë mund të cilësohet gabim.Nga e gjithë kjo histori kam nxjerrë një mësim, të cilin shpesh herë e kam ndjerë edhe

vetë:”Nëse ofendon dikë  personalisht ke bërë gabim,por nëse dikujt i ofendon idetë e tij ke bërë një gabim shumë shumë të rëndë.”

# 9.Evolucioni i familjes

Ndërkohë që kohët ndryshojnë,kemi një evolucion në mënyrën e të perceptuarit të termit “familje”.Me kalimin e kohës kanë ndodhur përditësime të ndryshme mbi atë se çfarë kuptojnë brezat e tanishëm me “familje”.Ndoshta deri dje ishte një strukture solide ku njerëzit qëndronin sëbashku me njerëzit më të afërt.Të gjitha kushtet e  lartpërmendura kanë sjellë një ndryshim të madh në këtë strukturë ku gjëja e vetme që ekziston është respekti,dashuria e sinqeriteti.Të  gjitha ato mendimet e reja mbi familjen,të cilat janë shumë të ndryshme nga mendimet tradicionale na fusin të gjithëve në një spirale të madhe ku harrojmë të dallojmë të drejtën nga e gabuara.Ekzistojnë disa nocione të ndryshme,të cilat unë i cilësoj si justifikuese gjatë një bisede mbi kuptimin e termit familje dhe mënyrës se si ajo ka evoluar,ose më saktë mbi  mënyrën se si një grup njerëzish duan ta shohin familjen.Personalisht jam mjaftueshëm mendje-hapur që të kuptoj se në kohët moderne çdokush bën zgjedhjet e tij personale,të cilat janë krejtësisht të pavaruara dhe të pandikuara nga askush.Jam mjaftueshëm i mirëkuptueshem të kuptoj se çdokush e gjen lumturinë e tij në gjëra të ndryshmë,të cilët ndoshta për dikë janë non-sens,kur ky as nuk është aspak problemi i tij.Ekzsiton një rezervë që unë kam ndaj mënyrës së jetesës në familje.

Mendoj se termi familje duhet të jetë i pandryshueshëm në sytë e shoqërisë,pavarësisht se individë të caktuar devijojnë me zgjedhjet e tyre,për të cilat unë nuk kam të drejtë të shprehem e aq mëkeq t’i paragjykoj.Ama,kurrsesi nuk mund të pranoj ndryshimin rrenjësor të termit familje,nëpërmjet një propagande të fuqishme,e cila për mendimin tim duhet të jetë krejtësisht e kufizuar ose të mos  ekzistojë.Askush nuk ndërhyn në mendësinë individuale të gjithsecilit,por personalisht kam të drejtën time morale të pakundërshtueshme nga asnjë qënie njerëzore të ndërhyj kur kjo gjë ndikon në mendësinë kolektive dhe tenton të kryejë një revolucion,për të

cilin askush nuk është i përgatitur.Në fakt,kjo propagandë deri më tani ka ndodhur,madje ka ndodhur gjerësisht dhe kjo është pikërisht pika ku unë kam rezervat e mia.

Mendoj se çdokujt duhet t'i jepet mundësia që ta kuptojë nocionin e çiftit në mënyrën e tij ashtu si shumë gjëra të tjera në jetë,sepse kemi të bëjmë me zgjedhjen më të rëndësishme të jetës së një njeriu.Propagandimi ose detyrimi i një njeriu për të bërë jetën që ai nuk dëshiron është diçka e gabuar dhe kjo gjë shfaqet rëndshëm në konceptin e familjes e më pas shoqërisë.

E gjitha kjo në sytë e mi nuk është diçka e cila duhet neglizhuar, vetëm për shkak të rëndësisë së madhe që ka si çështje.Çdo ndërhyrje në strukturën më të shenjtë që ekziston është diçka e papranueshme nga askush dhe çdo hap tjetër që do të hidhet pavarësisht qëllimit të mirë apo të keq do të jetë një gabim i rëndë për qënien njerëzore dhe vazhdimësinë e saj si një shoqëri moderne dhe e  konsoliduar.

Shkatërrimi i qëlizes bazë,familjes  të një organizmi të stermadh ashtu siç është shoqëria jonë do të ishte një fatalitet të cilin askush nuk mund ta pranojë.Prandaj jo vetëm në aspektin e organizimit të saj,por edhe ne aspektin e ruajtjes së saj  pikërisht ashtu siç duhet të jetë,si një strukturë solide dhe e pashkatërrueshme duhet të jemi shumë të kujdesshëm.Të gjithë e dimë dhe jemi të vetëdijshëm për degradimin që ka pasur termi “familje” në vitet e fundit dhe kjo duhet të jetë një ndër prioritetet kryesore që shoqëria jonë duhet të ketë,për të pasur një mbarvajtje sa më të mirë të çdo gjëje.Për sa kohë që do ta konsiderosh familjen të shenjtë,për aq kohë je i shenjtë edhe vetë.E gjitha ka të bëjë me respektin që ke ndaj vetes!

Duhet të jemi të vetëdijshëm se një familje e lumtur në ditët e sotme do të thotë shumë.Prandaj duaje familjen,respektoje atë dhe mbështete.Parajsa nuk është një vend,por është një ndjenjë.Ndjeje atë!

# 10.Dhuna

Pikërisht kur të gjithë ne duhet të ishim duke propaganduar paqen njëzëri,po shfaqim anën tonë më të errët.Super-fuqi botërore të cilat kërcënojnë njëra-tjetrën me mbushje bërthamore,shtete komuniste,të cilat përparojnë me hapa galopantë në zhvillimin ekonomik e jo vetëm,të cilat kërkojnë përhapjen e komunizmit kudo,demokraci të cilat vetëm emrin kanë të tillë,pushtetarë të plotfuqishëm,të cilët bëjnë çdo gjë që kanë dëshirë,qeveritarë të cilët kanë autoritët kudo,baballarë të alkoolizuar të cilët dhunojnë familjet e tyre e shumë e shumë specifikime të tjera,për këtë fatkeqësi të shoqërisë sonë,për këtë provë të ekzistencës së egos,arrogancës e injorancës. Ç’mund të themi?Mund të provojmë të ndryshojmë diçka!Mund të provojmë ta bëjmë botën më të mirë,sepse të gjithë sëbashku mundemi.Mund të zhdukim këtë fenomen kaq të ulët për shoqërinë tonë,për të ardhmën tonë.

Kjo vazhdimësi e dhunës,na paraqitet si një piramidë ku çdo aspekt i saj është i rankuar sipas një hierarkie,të cilën unë do ta cilësoja simetrike.Duket sikur çdo gjë është e  paramenduar.Ashtu si përmenda më lart,e gjitha nis nga shtetet,të cilat për hir të së vërtetës janë supër-fuqi.Armët bërthamore dhe zhvillimi në fushën luftarake ka arritur kufij të paperceptueshëm nga mendja njerëzore.Armë,të cilat godasin me një preçizion plotësisht të saktë,armë të cilat  shkatërrojnë hapësira të pafundme gjeografike vetëm me një buton,armë që janë të gatshme të shkatërrojnë armë të tjera e ky arsenal armësh nuk mbaron.Është i pafundmë!Ekziston diçka të cilën nuk e kuptoj.Për çfarë të duhet piruni e thika kur nuk do të hash?!Për çfarë të duhet lapsi kur nuk do të shkruash?!Për çfarë të duhen armët kur nuk do të luftosh?!Kjo gjë më nxjerr një përfundim,i cili më tremb.E gjitha bota ka qenë në një paqe kohët e fundit,të cilën e ka shijuar pafund.Zhvillim i lartë ekonomik i shumë shteteve,një mbarvajtje e mirë e shtimit të popullsisë,mirëqënie më e lartë ekonomike dhe më e mira jo vuajtje nga lufta.Por a mos është ky alarmi i fillimit të një luftë të III botërore?Besoj,se

jo.Tashmë të gjithë e kanë kuptuar se sa e rëndësishme është paqja!Të gjithë e kanë kuptuar se çfarë është lufta e gatshme të bëjë dhe të sjellë.Vetëm shkatërrim!Besoj se kjo gjë nuk do t'i sillte fitime askujt.Prandaj edhe vigjilenca ka qenë e lartë për kaq shumë kohë.

Shteti është lart,por me njerëzit që janë poshtë çfarë ndodh?Cila është mënyra e zgjidhjes së problemeve të tyre?Ekziston një dhe vetëm një mënyrë e zgjidhjes së problemit.Të duhet të luftosh!Por koncepti i luftimit zgjerohet në dy aspekte krejtësisht të kundërta,të cilat mua më japin njohjen primare për inteligjencën dhe intelektualitetin e një njeriu.Të luftosh me mirëkuptim,dashuri,respekt dhe përulësi dhe të luftosh me dhunë,armë,hile dhe arrogancë.Janë dy gjëra krejtësisht të kundërta.Janë e bardha dhe e zeza.Janë dita dhe nata.Jeta dhe vdekja.

Mënyra se si një njeri i zgjidh problemet kthehet në një tregues shumë të mirë të karakterit të një njeriu dhe mbi të gjitha intelektualitetit të tij.Nëse dikush vendos që të luftojë me arrogancë,egoizëm,hile dhe armë,atëherë kemi të bëjmë me një injorancë të një shkalle të lartë.Nuk më pëlqen të jap cilësime,prandaj këtë  tregues do ta konsideroja thjesht si një epitet.Si një epitet,i cili shpjegon se sa e përdor mendjen një person.Krejtësisht e kundërta ndodh me një individ,i cili i zgjidh problemet e tij më qetësi,dashuri e respekt. Është një ndër gjërat që vlerësoj më shumë,të qënit i tillë.Tregon mirësi,tregon zgjuarësi,tregon urtësi.

Prandaj,kur përpiqesh të bësh diçka,mendo nëse do të qëndrosh në anën e padituriseë e gjaknxehtësisë,apo në anën e dashurisë e urtësisë.Kujdes,sjellja jote tregon shumë për ty!

Me të vërtetë që vitet,madje edhe dekadat e fundit është bërë një punë kolosale për të ndërgjëgjësuar çdokënd mbi pasojat e dhunës,por duket se është vetëm fillimi i një revolucioni të madh në vazhdimësinë njerëzore të një shoqërie,e cila më të vërtetë që po bën hapa përpara mjaft

bindshëm.Dihet që ka akoma shumë punë për të bërë,nëse të gjithë ne nuk kthehemi ne ambasadorë të paqes.Nuk është nevoja të marrësh çmimin “Nobel”,madje as nuk është nevoja të dalësh në televizor e të bëhesh i famshëm.E  gjitha  ka të bëjë më atë që ti bën,për veten dhe shoqërinë.Ka të bëjë më gjendjen tënde emocionale.Ka të bëjë me të ndjerin mirë.Ka të bëjë me një detyrim moral.Ka të bëjë me rregullimin e një gabimi që shoqëria e përsërit çdo ditë,si një refren të bezdisshëm,të cilin askush nuk do ta dëgjojë.Nëse zëri i një njeriu nuk dëgjohet është vetëm sepse zëri i tij është shumë i dobët.Jepini fuqi zërit tuaj,bëhuni sëbashku për të bërë realitet një ëndërr të madhe për të gjithë ne.Le të krijojmë një botë pa dhunë,për të gjithë ne.Për të mirën e të gjithëve.Le t’i japim jetës sonë një kuptim.Një kuptim rrënjësor për të hedhur farat e frutit,të cilin të gjithë do ta donim.Fruti i paqes!

# 5.Kështu do të vazhdojmë?

Pas gjithë këtij evidentimi,i cili për mua ka një rëndësi kolosale gjendem ballë për ballë me veten.Jam vetëm unë dhe unë.Jam vetëm unë dhe unë duke u munduar që të perceptoj atë se çfarë do të vijë?Atë se çfarë do të kem mundësinë që të ndryshoj!Atë se çfarë unë dhe shoqëria do të sjellim si një risi,e cila njëkohësisht do të jetë edhe zgjidhja e shumë problemeve.Më shqetëson një pyetje e cila në mendjen time ka marrë karakterin e një dileme,e cila sa vjen e zgjerohet vetëm për faktin se nuk mund të kemi përgjigjen e saj,ose më saktë jemi përgjegjës për përgjigjen e saj.Ku do të shkojmë?

Keni qenë ndonjëherë duke pirë çaj dhe ja keni bërë këtë pyetje vetes tuaj? Nuk e besoj.Keni qenë ndonjëherë të mbingarkuar me mendime,keni pasur një moment reflektimi apo një qëndrim konfuz i cili instiktivisht ju nxiste që t'ia bënit vetes këtë pyetje?Besoj se po.Ky jam pikërisht unë!Në të vërtetë është një ndër pyetjet,të cilat më shqetëson më shumë.Është një pikëpyetje,e cila për një kohë të gjatë nuk do të kthehet ne pikë.Është një pikëpyetje e cila nxit shumë mendime në mendjen time,të cilat në të vërtetë janë në formën e një stuhie mendimesh,të cilat godasin cepat e kokës time me një farë lëvizjeje brauniane.Duket e çuditshme,por është e vërtetë.Janë pikërisht këto gjëra që më nxisin të mendoj akoma më shumë.Pyetjet pa

përgjigjie,janë pikërisht ato të cilat krijojnë njerëz të cilët tregojnë një respekt të madh ndaj dijes.Por ndryshe nga pyetjet normale që ne kemi në përditshmëri,kjo është një pyetje jetike,sepse përcakton të gjithë ardhmërinë tonë,për të cilën duket sikur nuk dimë asgjë.

Padyshim që nuk marr përsipër të luaj rolin e parashikuesit e as nuk tentoj që të bëj parashikime,por ndonjëherë instiktet më bëjnë që të guxoj dhe më japin paksa vetbesim për të bërë gjëra të cilat ndoshta e di se i kam të pamundura që ti bëj.

Ekzistojnë dy gjëra aq sa të kundërta aq edhe të afërta, ndonjëherë.Ekziston ajo që dua të shoh,më atë që shoh në të vërtetë.Përsëri u konfuzova.Është diçka të cilën e urrej.Si mund të mos kenë asgjë të përbashkët dëshira dhe realiteti?Si mund të jenë kaq larg njëra-tjetrës?Si mund të jenë kaq të largëta?

Ajo që ne duhet të kuptojmë është se për sa kohë ne nuk do të marrim në dorë freret e fatit tonë,për aq kohë ne do të jemi pjesë e një loje,ku fati do të jetë gjithmonë duke u argëtuar me ne.Do të jemi gjithmonë një lodër në duart e fatit edhe kjo gjë nuk më pëlqen.

Për hir të së vërtetës,kohët e fundit kam vëzhguar një angazhim intelektual e qytetar shumë të madh në fushën e rregullimit të këtyre problemeve,të cilat janë kthyer në atë renë që qëndron mbi kokën tonë duke lëshuar shi non-stop.Kjo gjë jo vetëm që më motivon,por ngjall edhe shpresën tek unë dhe është me të vërtetë diçka e mirë.Nëse kjo gjë ka ndodhur me mua mund të ndodhë edhe me shumë të tjerë,por kam vëzhguar se në shumë raste,të cilat janë jo të pakta kjo gjë ka ngecur vetëm në nivelin e të perceptuarit.Janë vetëm ato njerëz të guximshëm,të cilët i japin një kuptim tjetër këtij mësimi të mësuar mjaft mirë në teori.I japin jetë në praktikë.Kjo është me të vërtetë e

lakmueshme nga unë dhe duhet të jetë nga të gjithë ne.Por fatkeqësisht,kjo gjë është e kufizuar,madje shumë.Nuk ekziston një ndërgjegjësim masiv,i cili mund të ndryshojë botën.Kjo gjë më ndal hovin!Pikërisht,kjo gjë,më bën të dal nga karakteri e të besoj ne pesimizëm.Pikërisht këto fakte të mallkuara,të cilat nuk dua ti besoj,por mendoj se në njëfarë mënyre edhe ky është gabimi jonë.Ah,tani po!Kur kuptoj që për këtë indiferentizëm është faji jonë,atëherë filloj të gëzohem.Duket si qesharake,por e kam me të vërtetë.Gëzohem për faktin se tashmë ekziston mundësia që të rregullojmë gjithçka të gjithë sëbashku.Optimizmi fillon të ringjallet e kjo gjë është optimizëm më vete.Por kemi nevojë akoma që të punojmë shumë,e të mundohemi fort për të bindur çdo individ specifikisht për të ndryshuar botëkuptimin e tij,për të krijuar një mendësi të re e shumë të ndryshme nga ajo e vjetra.Por kjo gjë mund të funksionoje apo jo?Pavarësisht besimit që ne i ushqejmë vetes e optimizmit që propagandojmë,jo gjithmonë ajo se çfarë bëjmë ne mund të funksionojë dhe jo gjithmonë për shkakun tonë.Duhet të dimë dhe të jemi të vetëdijshëm se shoqëria jonë është kthyer në një ambient të vështirë pune,ku nuk është e lehtë të veprosh me gjakftohtësi,por ne duhet të bëjmë detyrën tonë dhe të promovojmë vlerat tona.Mendoj se nëse dëshira ekziston dhe mendja udhëheq edhe zemra do ta ndjekë,prandaj vijeni mendjen tuaj në dispozicionin tuaj dhe të të tjerëve,sepse asgjë nuk është momentale.Ajo se çfarë bën sot do të pasqyrohet ne jetën tuaj nëser.Më besoni!Është e vërtetë!

Këto ndryshime janë rrënjësore dhe dëshira duhet të jetë e madhe për të bërë mirë.Besoj se çdokush do të ndërgjegjësohet dhe do të besojë tek vetja,sepse kjo është ajo që dimë të bëjmë më mirë dhe kjo është ajo që ne dimë të bëjmë më shumë gabim.Të krijojmë dhe të zhdukim

fenomene.Ndonjëherë është shumë e lehtë për t'i krijuar,por shumë e vështirë për t'i zhdukur.Besoj se e kundërta nuk ekziston.Por le të jemi të qetë e plotë vetëbesim se ne mundemi të thyejmë perceptimin tonë të parë.Ne mund ta krijojmë këtë fenomen mjaft lehtë.Nëse do të donim...!

# 6.”Mea culpa”që i mungon shoqërisë tonë

Ka ndodhur ndonjëherë që në subkoshiencën tuaj të keni ndjerë se keni faj për një gabim të caktuar?Ka ndodhur ndonjëherë që të kuptoni se jeni krejtësisht fajtor për një çështje të caktuar?”Patjetër,që jo”,kjo është përgjigjia instiktive e shumë njerëzve vetëm e  vetëm për të treguar bindjen e plotë se janë të saktë ne gjithçka që bëjnë.Epo,arroganca është në maksimumin e saj dhe është diçka e cila nuk më bën më përshtypje,por që padyshim më irriton e më shtyn të mendoj mbi mënyrën se si mund të bashkveproj me ta.

Por,rendi i jetës i tillë është.Një herë na përplaset në fytyrë një lajm i keq i mbushur me pesimizëm e një herë tjetër na ledhaton fytyrën një lajm i mirë e plot optimizëm. Nuk kënaqem nëse dëgjoj një person që thotë:”Po,unë e kam ndjerë shpesh herë veten fajtor në jetën time”,vetëm e vetëm që të përmbushë pritshmëritë e mia,të cilat ndoshta mund edhe të jenë absolutisht abstrakte e ndoshta as nuk ekzistojnë fare.Kënaqem me dikë që më shfaq sinqeritet e pendesë jo mua personalisht,vetëm e vetëm për të më rritur prestigjin si një

person i cili përmbushi opinionin e tij mbi këtë koncept ,sepse kjo gjë nuk ndikon në asnjë sekond të vetëm të jetës time tek unë,pasi arroganca më shkakton shumë shqetësime edhe nuk do të kishte logjike që të tregohesha arrogant,por vetëm e vetëm për të qetësuar gjendjen e tij shpirtërore e për të bërë një rezyme të jetës se tij,e cila në pamje të parë duket sikur nuk është një ndër problemet e mia dhe në fakt unë preferoj që ti marr për bazë pamjet e para.Tregojnë shumë!

Kur ulesh dhe bën një reflektim të të gjithë ditës tënde,pasi ke takuar një mori njerëzish,me pozicione të ndryshme në jetën tënde fillon të mendosh se sa role teatri ke parë sot,por të lutem mos u humb në këtë kërkim,sepse do të zhgenjehesh kur të kuptosh se ti je vetë pjesë e këtij teatri,të cilin ndoshta para disa momentesh po e cilësoje si të shëmtuar e po e përbuzje.

Por,prapëseprapë ti e di se je pjesë  e ketij teatri që nuk ndalon dhe shkon edhe më tutje,duke e çuar analizën tënde në një nivel tjetër,duke vëzhguar çdo lëvizje dhe çdo person specifikisht,për të marrë një përgjigjie të një pyetje gati-gati retorike.Sa njerëz të sinqertë pata sot rreth vetes?

Nëse është hera e parë që e zhvillon këtë analizë në mendjen tënde dhe përfundimi të del më i madh se numri i familjareve të tu,atëherë patjetër që ke gabuar diku.Kthehu dhe kontrolloje nga fillimi.Nëse përfundimi ngelet i njëjtë,atëherë më vjen keq,por nuk qenke pjesë e realitetit.Nuk mund të them se nuk di që ta bësh këtë rezyme,por mundem vetëm të të them se momenti që ke gjetur ndoshta është i papërshtatshëm.Të lutem,këtë analizë në mendjen tënde zhvilloje kur ta ndjesh veten krejtësisht neutral,në çdo qelizë të trupit tënd.Mos e

zhvillo nëse ke një pelqim në mendje,nëse ke një dashuri në zemër,nëse sytë e tu shfaqin urrejtje.Të gjitha këto ndjenja dhe ndoshta shumë të tjera dashur pa dashur do të të largojnë nga realiteti dhe nuk do të mundesh kurrë që të përfundosh atë që tashmë ke nisur.Gjej momentin e duhur dhe kur përfundimi të jetë i barabartë ose më i vogël se numri i familjareve të tu,atëherë do të thotë se je saktë.

E keni menduar ndonjëherë se pse shoqëria jonë vazhdimisht ngec diku dhe e ka të vështirë që të lëvizë për të shpëtuar veten?E keni menduar ndonjëherë se pse zhvillimi i shoqërisë ngadalësohet papritmas?

Shoqërisë i mungojnë disa “Mea culpa”.Po,po e vërtetë.Por çfarë është në vetvete një “Mea culpa”,që shoqëria paska kaq shumë nevoje për të ose për to?

“Mea culpa”është një frazë latine që në shqip përkthehet “gabimi im” ose “faji im”. Ajo merr kuptim të plotë kur ky faj apo gabim është personal, por ka ndikim të madh tek të tjerët.

Në njëfare mënyrë është pranim i vetëdijshëm i fajit.A keni ndonjë kundërshti ndaj rëndësisë së madhe që kanë këto njerëz në shoqërinë e sotme?Unë personalisht jo.Madje besoj se janë pikërisht këto njerëz,të cilët i duhen shoqërisë tonë .Janë pikërisht këto njerëz,për të cilët shoqëria jonë ka nevojë.Ama janë aq të rrallë,saqë do të na duhej të kërkonim shumë për t’i gjetur.

Ku janë?Unë personalisht,nëse do ta degjoja këtë akronim në një mënyrë të papritur e të pamundur për të perceptuar në mënyrë të

kthjellët,padyshim që do të thoja:"Jo,është thjesht fantazi,nuk ekzistojnë njerëz të tillë në shoqërinë e sotme".Por,i parapriva gjykimit tuaj kur thashe se,përgjigjia ime do të ishte e tillë nëse nuk do të kisha kthjelltësinë e mjaftueshme për të  perceptuar.Kur jam plotësisht i qetë dhe i qartë në atë që po mundohem të perceptoj them:"Jo,është e pamundur,qënka e vërtetë".Ky është pikërisht ai momenti kur miti bëhet realitet.Imagjinoje fytyrën tënde,nëse përpara do të kishe një ndër dragonjtë,për të cilët të tregonte gjyshja kur ke qenë i vogël.Do të ishe aq i çuditur,saqë e ke të vështirë ta imagjinosh.Ky është paralelizmi i vetëm,i cili mund të shpjegojë gjendjen time shpirtërore kur kuptoj se në këtë jetë,ne këtë botë,në këtë periudhë kohore mund të ekzistojë një "Mea culpa".Në këto momente, duket sikur po flas për legjenda,sepse mënyra se si e përjetoj është shumë e bazuar mbi realitetin edhe çdo sekond më duket se po gënjej veten,për sa kohë besoj ne këtë "mit".

Por,kjo gjë në njëfarë mënyre është në dorën time,në dorën tënde dhe në dorën e gjithsecilit.Unë mund të bëhem një "Mea culpa",ti mund të bëhesh një "Mea culpa",çdokush mund të bëhet një "Mea culpa".

Mund të duket paksa qesharake se si  e shndërroj fenomenin në një individ,por kjo është mënyra e vetme se si mund të shprehem për diçka reale.Kjo është mënyra e vetme se si mund të jem i kuptueshëm e se si mund të jem real.Nëse do të merresha me trajtimin e fenomenit do ta kisha shumë të vështirë të gjeja përdorimin e tij,por nëse e trajtoj fenomenin si person mendoj se mund të ekzistojë një mundësi që të gjej dikë të tillë.

Ka diçka që nuk e kuptoj në këtë  mungesë të shoqërisë.A mos në të vërtetë nuk është e nevojshme ekzistenca e një fenomeni "Mea

culpa”në shoqërinë  tonë apo njerëzit kanë frikë të pranojnë gabimet e tyre?

Besoj se nuk është e para,vetëm për faktin se më duket disi e pamundur që të ekzistojë një qënie njerëzore,e cila të mos gabojë.Por patjetër që mund të ekzistojë një qënie njerëzore e cila,për shkak të krenarisë së tepërt,frikës për të qenë i përulur e mendimit se është e pafajshme mund të anashkalojë me ose pa vetdije të qënit një “Mea culpa”.

Ekziston një frikë e çuditshme për të jetuar jetën si një qënie humane standarde,ku të gabosh është një fakt i pakundërshtueshëm,por gjatë gjithë kohës kërkohet arritja e përsosmërisë si një qëllim i vendosur në mendjen e dikujt,ose më saktë të një pjese të mirë të shoqërisë.Për hir të së vërtetës,më vjen keq për njerëzit të cilët po kërkojne të arrijnë përsosmërinë,sepse në momentin kur do të largohen nga ky realitet nuk do të ndihen të plotësuar,por nuk jam pesimist e nuk dua që të ndaloj hovin e asnjërit,për të arritur ndoshta një endërr të hershme,e cila edhe mua më duket me të vërtetë shumë e bukur.Por parapëlqej të jem realist e ti shikoj gjërat ashtu siç janë pa u ndikuar nga asnjë dëshirë e guximshme e cila dashur padashur shtrembëron realitetin tënd e ndoshta shkon edhe më thellë duke të futur në një labirinth,të cilin e ke të vështirë ta ndërmarësh i vetëm.

Me të vërtetë që ekziston një frikë dhe ndoshta një paranojë e të pranuarit të faktit se je gabim.Askush nuk do të donte që të prezantohej tek të tjerët si një njeri  i paaftë,por ne vetvete edhe ky është një mendim i pavërtetë.Të gabosh nuk do të thotë se je i paaftë,nuk do të thotë se je i ngathët,nuk do të thotë se nuk je intëligjent,por do të thotë se je njeri.Do të thotë që je i gabueshëm dhe

jo i përsosur.Kjo gjë përkon me çdo ligj të natyres.Është mëse normale.

E them me bindje se në çdo moment të ditës do të pranoja të isha një “Mea culpa”,duke pranuar me seriozitet që edhe unë si të gjithë të tjerët gaboj.Që të vërtetoj me veten time se mbi të gjitha jam një qënie njerëzore,e cila përmbush të gjitha kriteret pranuese për tu përfshire në këtë katëgori.

Pikërisht,mungesa e këtyre personave ka krijuar një humnerë të thellë në shoqërinë tonë,e cila me të vërtetë që po vuan për ekzistencën e njerëzve të tillë.

Çdokush ecën më kokën lart,pa u shqetësuar për atë që lë mbrapa,e pa pranuar kurrsesi që të përulet përpara  mendjes se tij mbi të gjitha,sepse kurrsesi nuk është faji im për kryerjen e gabimeve të tij,të cilat ndikojnë në jetën time apo edhe të shoqërisë.Mendja e drejtoi ta bënte këtë gabim,prandaj le ti kërkojë falje vetes së tij.Le të pranojë me veten e tij se është gabim,por jo.Krenaria e tepërt është diçka shumë çorientuese për ne,e cila me të vërtetë na e bën mendjen lëmsh.Na bën që mbi të gjitha mos të pajtohemi me veten e të dalim nga ajo se çfarë jemi.E gjitha kjo e kthen mendjen tonë në një enë të mbushur plot me dështime,e cila derdhet vetëm në momentin e fundit,në momentin më të papërshtatshëm.Pikërisht në momentin kur ti ke arritur atë se çfarë dëshiroje.Pikërisht në momentin kur po arrije majat,kujtohesh se i ke disa borxhe vetes,mbi të gjitha e më pas edhe shoqërisë,për atë që ke bërë.

Kultura e cila i duhet,familjes,komunitetit,vendit apo edhe shoqërisë globale është shumë ndryshe nga ajo ekzistuesja.Janë bërë demode

ato njerëzit,të cilët nuk kanë asnjë pikë interesi ndaj asaj që bëjnë dhe ndaj pasojave që veprimet e tyre shkaktojnë.Janë bërë demode ato njerëz,të cilët janë të papërgjegjshëm e ndërgjegjien e kanë shumëzuar me zero.Nuk është kjo kultura që unë do të propagandoja.Nuk është kjo kultura që ne duhet të përcjellim,madje është krejtësisht e kundërta.

Tashmë botës e shoqërisë i nevojiten njerëz të përgjegjshëm,të cilët mbi të gjitha mbajnë përgjegjësi për veprimet e tyre individuale e janë të gatshëm që të paguajnë për çdo gabim që bëjnë,sidoqoftë ai.Nuk flas për dënime,por flas për pendesë.Nuk flas për detyrime,por flas për vetkontroll.Çfarë do të ndodhte nëse secili prej nesh do të bënte çfarë të deshironte pa u stepur aspak nga vetja?Anarkia do të ishte shkronja “A”,në një fjalor,i cili do të ishte shumë në modë.

Mendoj se kultura globale e cila duhet të ekzistojë dhe qasja që shoqëria duhet të ketë ndaj gabimeve personale me ndikim të lartë në shoqëri duhet të jetë mjaft e qartë.Duhet të jetë një “Mea culpa”.Kjo është pikërisht ajo se çfarë i mungon shoqërisë sonë.I mungon pikërisht,ai personi në grup,ku pasi mësuesi ju ka ndëshkuar të gjithëve duke iu ulur notën,për shkak të një gabimi tijin,atëherë ai çohet në këmbë,me kokën ulur,me një zë jo të plotë t’iu kërkojë falje të gjithëve dhe të thotë atë frazen të cilën unë do të deshiroja kaq shumë ta degjoja kur është në vendin dhe kohën e duhur nga një person,të cilin do ta cilësoja si intelektual,vetëm se do të thoshte me pendesë“është faji im”.Kjo është ajo se çfarë i mungon shoqërisë tonë.Pikërisht individë të tillë,të cilët e dinë se çfarë, kur, dhe ku kanë gabuar.Është kaq e thjeshtë të pranosh fajin për një gabim të cilin e ke bërë vetë ti.Jemi ne ato të cilët me një mendësi të prapambetur i

vështirësojmë vetes këtë pranim,i cili në vetvete është shumë më i moralshëm sesa neglizhimi i ketij veprimi.

Mendoj se duhet ta trajtojmë si fenomen,vetëm për faktin e rëndësisë që gëzon.Vetëm për faktin e kuptimit që ka për shumë njerëz,jetët e të cilëve kanë ndryshuar vetëm pse kanë qenë të vetëdijshëm për gabimin që kanë bërë.Vetëm pse kanë qenë të përgjegjshëm për veprimet e tyre.Nuk është pjekuri të punosh në moshë të re,e as të tallesh me një shok,për shkak se je më i fuqishëm se ai.Nuk është pjekuri të tregosh me zë të lartë sesa krenar je për veten,por pjekuri do të thotë të mbash përgjegjësi,për çdo fjalë që goja jote nxjerr,për çdo mendim që mendja jote mendon,për çdo skenë që sheh,për çdo veprim që bën etj.Kjo është pjekuri.Mos e harro!Përgjegjësia sjell pjekurinë!

Nuk ka aspak të bëjë thjesht më një mendim primitiv apo ndoshta të lindur.Mendoj se ka të bëjë me kulturen tonë,më ideologjinë me të cilën jemi rritur.Jemi mësuar që të jemi 100% të saktë në atë që bëjmë.Na është thënë,që të mos gabojmë.Ne të vërtetë,duhet të na ishte thënë që të gabonim sa më pak.Të ishim të kujdesshëm,por jo që të mos gabonim,sepse kështu na vendosin përpara një fakti të kryer,i cili nga ana jonë do të mbetet gjithmonë i pakryer.Në kerkim të të arriturit të  përfeksionit,vetëm shpërqëndrohemi nga gjërat të cilat me të vërtetë vlejnë.Kjo gjë na konfuzon.Me këtë argument nuk po mundohem të shfajsohem,por  përkundrazi,po mundohem të jemi të qartë me veten dhe të ngushëllohem sa më pak me faktin që ky është ushqimi që vetë shoqëria na ka dhënë.Ky është ushqimi më të cilin shoqëria na ka ushqyer,por ne nuk duhet që të pranojmë këtë fakt në mënyrë fatkeqe.Ajo se çfarë duhet të bëjmë ne është e qartë dhe

shumë lehtë e sqarueshme.Duhet të mos biem pre e faktit se jemi të pagabueshëm dhe të jemi koshientë ndaj veprimeve tona.Mos po kërkoj shumë?!Kërkoj vetëm që secili të jetë i qartë në atë që bën dhe në atë që vepron.

Mbi të gjitha kërkoj që kur të shkoj në shtëpi në fund të ditës të kem ndërgjegjien e pastër e të jem i qetë se sot nuk bëra asgjë për të cilën do të pendohem të nesërmen.Asgjë për të cilën të tjerët do të më drejtojnë gishtin .

Dua që të mos mbaj mbi shpine peshën e dështimit të një shoqërie të tërë.Besoj se askush nuk do të donte,prandaj ne duhet të jemi pikërisht ato qënie,të cilat duhet të vlerësojmë jetën dhe mundësitë që na jepen.Padyshim,që unë i bashkohem mendimit se jeta është një,por shanset që na jepen janë të pafundme.Çdo ditë e re është një mundësi e re.

Prandaj,besoj se me pak vendosmëri,shoqëria jonë mund të kthehet në një shoqëri “Mea culpa”.Asgjë nuk do të ndryshojë,për sa kohë ne nuk do të kuptojmë se ndryshimi i vetëm që mund të ndodhë jemi ne. Ka të bëjë më mënyrën se si ti pranon gabimin përpara tyre,duke thënë thjesht “Mea culpa”.Nuk është e vështirë!

# 7.A është globalizimi një zgjidhje?

Duke qenë të rrethuar nga një sërë  problemesh,katapultimi i zgjidhjeve me një shpejtësi sonike do të ishte diçka fitimprurëse për të gjithë ne.

Por,pavarësisht kësaj,shpesh herë mendoj në lidhje me një çështje e cila ndoshta sot mund të ketë qenë tema e ditës në rrethin tënd shoqëror,ose jo!.Globalizimi!Të gjithë e njohim këtë term,i cili ka shpërthyer mbi shoqërinë e ditëve të sotme si një vullkan i pakontrollueshëm.Ndoshta kështu ekziston në sytë e mi.Ndoshta jam gabim.Ama,fakti i ekzistencës së një fenomeni të tillë është krejtësisht i pakontestueshëm.

Teksa mendoj,pyes veten mbi faktin se pse propagandohet kaq shumë dhe pse kërkohet kaq fuqishëm paraqitja në praktike sa më shumë e kësaj teorie,e cila tingëllon me të vërtetë bukur.Epo,në të vërtetë arrij të kuptoj se kam të bëj me një pyetje retorike,përgjigjia e së cilës është mjaft logjike.Besoj,se tashmë e gjithë bota,i gjithë globi mendojnë njësoj dhe në pikëpamje të botëkuptimit janë të

unifikuar.Më në fund një formulë e përbashkët.Më në fund një zgjidhje efiçente,për të cilën ja vlen të punosh,për të cilën ja vlen të provosh.Epo,mendoj se përgjigjia është globalizimi.Tashmë,të gjithë e kanë kuptuar se nëse jemi bashkë,nëse të gjithë jemi në një linjë,do të jetë më efikase gjetja e një zgjidhjeje të përbashkët,për të cilën secili mund të kontribuojë me perceptimin e tij.

Deri më sot,jetonim në një botë,ku në nivel shtetëror,çdokush ndiqte një rrugë të ndryshme nga tjetri.Gjatë rrugës,e cila dukej bosh,shpejtësia rritej e frenat liroheshin.Por,bota ku ne jetojmë është e vogël.Vinte një moment,kur shtetet ishin përballe njëri-tjetrit,rruga nuk mund ti mbante të dy njëkohësisht,shpejtësia ishte e madhe,frenat mungonin dhe çdokush mund ta marrë më mend se çfarë ndodhte.Përplasje!Pikërisht,në këtë moment ecuria e dy vendeve stoponte,deri sa të gjehej një formulë e përbashkët.Për vite kishte munguar,por sot tashmë ne e kemi.

Nuk doja të prekja aspak,aspektin ekonomik,diplomatik,etj,por doja që të ndaloja paksa në aspektin e kulturës.

Nuk besoj se globalizimi është thjesht një fenomen,por lirshëm mund ta cilësojmë edhe si një frymë të re,e cila na prezanton një mendësi krejtësisht të re.Na jep një përfytyrim të ri të botës.Nëse shumë kohë më parë,do të bashkonim dy kombas të ndryshëm arritja e një zgjidhjeje të përbashkët do të ishte paksa e lodhshme,por jo më sot.Nuk po mundohem të them se mungonte mirkuptimi apo toleranca e ndërsjellë.Besoj se vlerat njerëzore kanë ekzistuar gjithnjë për të pasur produktivitet.Ama,sot është shumë më e thjeshtë,për vetë faktin se problemet janë të ngjashme e ndoshta krejtësisht të njëjta.Pse të jemi kundër njëri-tjetrit kur mund të jemi me njëri-tjetrin?Më pëlqen

kjo mënyrë e të menduarit.Madje besoj se rendimenti do të jetë shumë më i lartë në këtë mënyrë.

Tashmë jam shumë më i qartë.Nëse do të më duhet të mendoj përsëri mbi mënyrën se si duhet ti zgjidhim problemet bashkarisht,atëherë kam një shembull për të dhënë.Atë të globalizimit!

Por,koshienca më shkon deri në nivelin e të pranuarit se kjo nuk është pikërisht ekzistenca e një globalizimi të përsosur.Patjetër,që besoj se nuk ekziston asgjë perfekte,ama ka shumë gjëra që janë pranë perfektes.Pse të mos ndodh kjo me globalizimin?

Shkaku është paksa i ndërlikuar.Mendoj se problemi kryesor është diferencimi dhe një lloj auto-diferencimi që ndodh.Vetë shtetet janë të ndryshëm në shumë e shumë aspekte,të cilat në njëfare mënyre i bëjnë ato që dashur padashur të diferencohen nga njëri-tjetri,pavarësisht karakteristikave të përbashkëta që mund të kenë.

Për sa i përket auto-diferencimit besoj se përgjegjësinë kryesore tashmë nuk e mban fati,por zgjedhja.Një pjesë e mirë e shoqërisë është e frikësuar dhe ndihet e kërcënuar.Ky është realiteti.Dhe është pikërisht kjo pjesë e shoqërisë,e cila krijon një auto-diferencim,për ta thënë me fjalë sa më pak brutale,e për të mos kaluar edhe në nivelet e përjashtimit social,racizmit,paragjykimeve,stereotipeve etj, të cilat janë fatkeqësisht të larta.

Pra,një pjesë e e mirë e shoqërisë,ka disa probleme me të pranuarin e faktit,se jeta moderne është pjesërisht kolektive.Nuk i vë faj,sepse krahas problemeve dhe gabimeve të shoqërisë,rreshtohen edhe

rreziqet e kohërave moderne,të cilat për hir të se vërtetës,rrisin mosbesimin edhe ndaj nesh,pra njerëzve me njëri-tjetrin.

Duhet të jemi të qartë,se për sa kohë ne nuk punojmë,kryesisht mbi auto-diferencimin e shoqërisë,mbi të cilin mund të kemi edhe autoritet argumentues,nuk do të kemi një globalizim të plotë,pikërisht ashtu siç ne kemi nevojë.

Strategjia e cila po ndiqet është me të vërtetë shumë optimiste dhe kjo gjë rrit angazhimin qytetar,e gadishmërinë individuale për të bërë më mirë se çfarë po na paraqitet dhe po na prezantohet si një fakt i kryer.

Me të vërtetë që duhet të jemi koshientë e të vlerësojmë me dijeni të plotë faktin se ka akoma shumë punë për të bërë dhe vështirësia më e madhe ekziston në bindjen e shoqërisë për t'u angazhuar në zgjidhjen e problemeve,të cilat në të vërtetë mund edhe të cënojnë ekzistencialitetin tonë.

Ajo se çfarë duhet të kuptojmë është se nuk fitojmë asgjë duke u treguar egoistë e duke shuar termin aktruizëm nga fjalori ynë.Nuk fitojmë asgjë duke u treguar arrogantë,madje nuk fitojmë asgjë duke u krenuar me faktin se problemet tona mund ti zgjidhim vetë.Sepse,kjo është mënyra sesi shoqëria jonë bëhet një rrëmujë totale.Të gjithë duke vrapuar pas problemeve individuale e duke shkatuar një katastrofë të vërtetë.Jo!Nuk është kjo mënyra se si të gjithë mund të përfitojmë.

Imagjioni disa milingona,të cilat marrin ushqime shumë të vogla,me mendimin se mjaftohen me aq,ndërkohë që të gjitha rrotullohen rreth një ushqimi gjigand.Ky ushqim do t'iu mjaftonte atyre për një kohë të

gjatë dhe ato nuk do të kishin pse të dilnin çdo ditë duke kërkuar për një kohë të gjatë vetëm e vetëm për të gjetur një thërrime të vogël buke.Do të kursenin kohë,do të kursenin energji dhe mbi të gjitha do të kishin një zgjidhje reale.Por,jo!Milingonat pranojnë që të sakrifikohen vetëm e vetëm për të mos bashkpunuar.Këtë e cilësoj si një veprim të pamenduar e ndoshta të menduar në një mënyrë shumë të pazakontë.Pikërisht kjo është shoqëria e sotme.Çdokush zgjidh vetëm probleme të vogla dhe mjaftohet me to,ndërkohë që zgjidhjet e problemeve të mëdha janë aty,por çdokush bën sikur nuk i sheh,vetëm e vetëm për të mos bashkpunuar.Çfarë mund ta quajmë këtë?Patjetër që idiotësi.

Kjo është edhe dërrasa e kalbur,e cila ekziston në urën,që na dergon nga problemi në zgjidhje.Që ekziston në urën e zhvillimit të globalizimit.Kjo është pikërisht arsyeja se pse ne nuk kemi një globalizim të plotë,të cilin unë do ta cilësoja të mirëfilltë.Jemi shumë të zënë duke menduar për veten,për të vënë re se nuk jemi vetëm.Jemi shumë të zënë duke trajtuar problemet tona,saqë harrojmë se duam s'duam ne,tashmë të gjithë , ne jemi një.Jemi të gjithë brenda të njëjtit tren.Nëse rruga shkon mirë,të gjithë do të jetojmë.Nëse rruga shkon keq,të gjithë duhet të luftojmë sëbashku për të mbijetuar.Ne kujtohemi për ndihmë,vetëm kur na duhet ne.Harrojmë,se ka shumë të tjerë që kanë nevojë për ndihmën tonë.Indiferentizmi jonë dhe krenaria e tepërt fakteqësisht po na bën të harrojmë se rreth nesh ka botë.Jemi të gjithë pjesë e një marrëzie të përbashkët,e cila nëse nuk trajtohet në kohë,do të na dërgojë të gjithëve në fatkeqësi.

Mjafton të besojmë tek njëri-tjetri dhe të ruajmë shpinën e njëri-tjetrit.Nuk është e vështirë të japësh,kur je i vetëdijshëm se ti

merr.Nuk është e vështirë të kuptosh të tjerët kur të tjerët të kuptojnë.Nuk është e vështirë edhe të falësh,kur të tjerët falin.Por unë besoj,se nuk është vështirë të japesh edhe kur nuk merr.Besoj se nuk është e vështirë të kuptosh të tjerët edhe kur të tjerët nuk të kuptojnë ty.Besoj,se nuk është e vështirë të falësh edhe kur të tjerët tregohen të pamëshirshëm.

Nuk ka të bëjë me mënyrën se si të tjerët sillen më ty,ka të bëjë me mënyrën se si ti sillesh me të tjerët.Ka të bëjë me atë se çfarë ti jep për të tjerët.Me mënyrën se si ti u thua “përshëndetje” ,me mënyrën se si ti u thua “mirupafshim”.Ka të bëjë me humanitetin.Ka të bëjë me atë se çfarë ne kemi të përbashkët.Ka të bëjë me atë që ne na bën të jemi një,edhe kur për disa njerëz dyshi,treshi apo katra janë zgjidhje të mira.Ka të bëjë me të qënit njeri.I përgjegjshëm.Mendje- hapur.Pse jo,edhe pak altruist.Ose ndoshta pak shumë.

Askush nuk po na vendos përpara përgjegjësisë,askush nuk po na vendos përpara fakteve të kryera,e askush nuk po na pengon që të përmirësohemi kolektivisht,si një shoqëri me të vërtetë intelektuale dhe e qytetëruar.Jemi vetë ne,që po vështirësojmë gjithçka.Jemi ne që e fusim veten në labirinthe,fundi i të cilëve nuk dihet.Jemi vetë ne!Por,gjëja e vetme që ndryshon është statusi,të cilin duam ti vendosim vetes.Jemi ne që e vendosim nëse do të jemi prishësit apo rregulluesit.Por kjo nuk është një ndër ato lojërat,për femijë,kjo ka të bëjë me jetën tonë.Është shumë serioze!Shumë!

# 8.Na duhet një “Pro bono”?

Për hir të së vërtetës,”Pro bono” është një shprehje në gjuhën latine,e cila fjalë për fjalë përkthehet “për të mirën e publikut”,ose “për të mirën e shoqërisë”.Me anë të kësaj reference kuptohet gjithçka.Kemi të bëjmë me diçka që fatkeqësisht i mungon shoqërisë.Një ndër gjërat e tjera që shoqëria ka nevojë.Ne kemi nevojë!Të gjithë kanë nevojë!

Duhet thënë,se një term ekuivalent do të ishte altruizmi.Një sjellje shumë e lakmueshme për botën e sotme,sepse instiktivisht ne kërkojmë çfarë nuk kemi.

Por pyetja,të cilën unë formuloj në të qindtën e sekondit ne mendjen time është: “A na duhet një “Pro bono”?

Direkt pas pyetjes them:”Çfarë është kjo pyetje?!Sigurisht,që na duhet.”Epo kjo është diçka e mirë,që koshiencën e kemi në nivelet më të larta të vigjilencës,por gadishmëria mungon paksa.

Në të vërtetë,të gjithë do të donim ekzistencën e një shoqërie paksa më ndryshe.Një shoqërie shumë më të mirë.Një shoqërie “Pro bono”.

Përkon disi edhe me fjalën,qëndrimi im pro,ndaj këtij ndryshimi për mirë të shoqërisë.Ajo,se çfarë ngelet të bëjmë është të zgjojmë ndërgjegjien kolektive qytetare,për të bërë gjëra për të mirën e publikut,në mënyrë që të mos gabojmë e të mos kemi probleme në bashkekzistencën tonë, ku jemi të detyruar të ndajmë bashkë çdo problem.

Nëse të gjithë do të ishim paksa sakrifikues,aq sa Nënë Tereza ishte,aq sa Martin Luther King ishte,aq sa Mahatma Gandhi e shumë të tjerë ishin,bota do të ishte më e mirë.Sepse,kjo është të qënit një “Pro bono”.Të japësh nga vetja,pa pretendimin se do të marrësh diçka mbrapsht.Kjo gjë na jep luksin të jemi të lumtur.Kur shohim se diçka po lëviz,dhe kjo që po leviz nuk është asgjë tjetër veçse një ndryshim drastik,i cili ka nisur nga mendja jonë,nga goja jonë,nga veprimet tona...kjo është lumturi.Të paktën në sytë e mi!

Sepse,të japësh kontributin tënd në ndërtimin e një shoqërie më të mirë,nuk ka të bëjë me shkrimin e emrit tënd në histori,por me diçka më të madhe.Nuk ka të bëjë me përmendjen e veprës tënde,nëpër gazeta,por ka të bëjë me vepren tënde.Me atë që ti ke bërë,apo po bën.Nuk është nevoja ti vërtetosh askujt individualisht,se je i suksesshëm.Janë ndjenja momentale krenarie,të cilat shuhen më shpejt sesa krijohen.A e dini se çfarë lloj krenarie zgjat?Kur të shohësh se aty ku më parë nuk kishte asgjë veçse shkatërrimit,injorancës e egoizmit,nuk ka më gjëra të tilla.Aty tashmë ka vetëm një fushë me lule,të cilat ushqehen me dashuri,tolerancë e mirsjellje.Ashtu siç një kopshtar është krenar me lulet e tij,ashtu do të jesh edhe ti krenar me veprën tënde.Me atë,e cila ndoshta mund ti ketë ndryshuar jetën një individi.Kjo është ajo çfarë mund të besh!

Mund të jesh pesimist,mbi forcën që ke ose mund të jesh pesimist mbi potencialin që zotëron,madje edhe mund të vendosësh në dyshim aftësitë e instiktet e tua,derisa provon të guxosh.Deri sa kupton se nuk mund të jetosh në paqe,pa luftuar.Deri sa çohesh e lufton,duke bërë atë se çfarë duhet të bëjnë të gjithë.Duke promovuar vlerat e larta njerëzore,të cilat duhet të ishin trendi i ditëve të sotme.Të cilat duhet të ishin në modë.Por,jo!Nuk janë!Prandaj edhe vlera e veprimeve tona është e madhe.Sepse,përballemi me një sfidë,të cilën e kemi detyrim moral ndaj vetes e shoqërisë,që ta kthejmë në sukses.Ndoshta,mund të dukesh i çuditshëm,e ndoshta edhe pak i krisur,por mos u lëkund,në të qënit vetvetja dhe të provuarit për të ndryshuar pikërisht mendësitë,të cilat të paragjykojnë apo kritikojnë.Qëndro ai që je e mundohu ti bësh njerëzit ato që duhet të jenë.Për një shoqëri më të mirë!Për një bashkjetësë më të mirë kolektive!Për një të ardhme të përbashkët më të mirë,sepse kjo nuk është ajo që ne meritojmë.Meritojmë më shumë!Meritojmë të jemi ato ëndërrat e bukura,veçse në realitet.Por ëndrrat nuk mund të bëhen realitet,nëse ne jemi gjatë gjithë kohës duke fjetur.Ka një moment,në të cilin nuk ka më kohë për të pritur dhe unë mendoj se kjo kohë ka ardhur.Koha kur shoqëria do të kthehet në një “Pro bono” gjigande, e cila do të ndërgjegjësojë edhe individin e fundit egoist,për të bërë atë se çfarë duhet bërë.Për të arritur në atë shoqërinë e shumë-ëndërruar e shumë-planifikuar.

Përsa kohë nuk do të kryejmë një veprim me mendimin se nuk do të marrim asgjë mbrapsht,nuk do të mund të jemi një individ “Pro bono” dhe aq më tepër një shoqëri “Pro bono”.

Nuk jemi një pikë uji në oqean e as një kokërr rërë në shkretëtirë,por do të vazhdojmë të jemi të tillë për sa kohë ta besojmë këtë fakt e të

veprojmë sikur jemi të tillë.Do të vazhdojmë të jemi të tillë,për sa kohë nuk kemi një plan e nuk mbajmë një qëndrim.Ndoshta edhe për sa kohë jemi krejtësisht neutral,ndaj gjithçkaje që ndodh.

Besoj se potenciali edhe i një individi të vetëm është i lartë.Me të vërtetë,që mendojmë se jemi një pikë uji në oqean,e deri diku mund të jetë e vërtetë nëse qëndrojmë si të parëndësishëm.Unë mendoj se mund të marrim një cilësim tjetër nëse i japim rëndësi asaj që bëjmë.Nëse i japim rëndësi ekzistencës tonë dhe të të tjerëve.Ne jemi si një notë muzikore,në një melodi të bukur.Nëse kjo notë do të mungonte e gjithë melodia do të duhej të ndryshohej.Pikërisht kjo gjë më bën optimist.Fakti se mund të zgjedh të jem ose një pikë uji në oqean ose një notë muzikore në një melodi të bukur.Prezenca ime nuk është jetësore në asnjërën prej tyre,por është e nevojshme në rastin e dytë.Preferoj ti jap rëndësi ekzistencës time dhe asaj që bëj për veten dhe shoqërinë.Preferoj të shkoj në veshët e të tjerëve si një notë e luajtur me siguri të plotë,se do të zbukurojë melodinë.Preferoj të qëndroj pjesë e turmës,duke qenë vetvetja.Nuk do të doja të isha ndryshe e i vetmuar.Preferoj të jem vetvetja e në turmë!

Më vjen shumë keq,sepse nuk ia kemi dhënë luksin vetes të kuptojmë se t’iu japësh të tjerëve nuk do të thotë të heqësh nga vetja.Do të thotë që thjesht të kryesh një detyrim të përbashkët moral.Është më shumë se meshirë.Është një ndjenjë e pakundërshtueshme e cila ngacmon mendimet tona deri  në palcën e tyre.Çfarë është më e rëndësishme se mendimi dhe ndjenja?Nuk besoj se ka gjëra të tilla!Çdo gjë tjetër pretendente për të zënë vendin e ndjenjës dhe mendimit,kryesisht për të qenë një “Pro bono” besoj se është vetëm një iluzion,të cilin duam ta shikojmë,sepse në të vërtetë aty nuk ka asgjë,përveçse disa

mendimeve egoiste,të cilat duam dhe i zhvillojmë.Gjithçka ka të bëjë me mendjen!Nëse e besojmë se diçka është e duhura për ne,atëherë ajo merr në tërësine e saj definicionin e së drejtës,e nëse bëhet fjalë për të kundërtën,pra nëse ne besojmë se diçka është e gabuar,atëherë ajo është e tillë.Ne jemi ajo se çfarë mendojmë se jemi! Mjafton të jemi të rezervuar në sjelljet tona,sepse ka diçka që nuk duhet ta harrojmë.Nuk jemi të vetëm!

# 9.Çfarë po ushqen shoqëria jonë?

Përpara ke një ujk,e cili sapo ka lindur.Je koshient mbi rrezikshmërinë e tij,por tregohesh i mirë me të.E ushqen çdo ditë,e mirmban,e përkëdhel dhe i dhuron kohë e përkushtim.Bëhesh mik për të!Por,vjen një moment,pas shumë vitesh kur ai të kundërvihet dhe gati sa nuk të vret.Është vonë për tu penduar,pasi tashmë çdo gjë është realitet.Pyet veten:"Ku gabova?"Unë mendoj se nuk ke gabuar askund,madje as ujku nuk ka gabuar.Nuk është faji i tij,se është kafshë.Mbi të gjitha nuk arrite ta kthesh atë në njeri.Është diçka instiktive.

Kjo është edhe ajo se çfarë po ndodh edhe me ne aktualisht.Kjo është ajo se çfarë po ndodh më shoqërinë tonë aktualisht.Kemi rritur e po vazhdojmë të rrisim disa bisha,për të cilat jemi koshientë,që një ditë do të na kundërvihen,por vazhdojmë të bëjmë atë se çfarë kemi bërë deri më parë.

Duhet thënë,se bishat të cilat po rrisim janë të shumta dhe për saktësim,unë besoj se këto bisha nuk janë individë specifikë,të cilët thjesht luajnë rolin e mikrobit në shoqëri,por është diçka më e

përgjithshme.Kemi të bëjmë me fenomene,e jo individë.Akoma më keq! Bëhet fjalë për një sëmundje.Për një sëmundje,e cila përhapet dita-ditës e infekton këdo që i del përpara i cili në njëfarë mënyre ka qenë mbështetës i heshtur i saj.

Por kush janë këto fenomene?Çfarë po ushqen shoqëria jonë?

Më vjen keq ta pranoj për janë një grupim i madh antivlerash,të cilat dëgjoj të propagandohen nga një pjesë e shoqërisë së sotme.Bëhet fjalë për një realitet,për të cilin as nuk ja vlen të bëhesh realist,sepse zhytesh në pesimizëm.Bëhet fjalë për atë realitetin,të cilin nuk e duam dhe po punojmë për ta ndryshuar.

Bëhet fjalë për korrupsionin,për mashtrimin,për përvetsimin e padrejtë,për promovimin e gënjeshtrës e për shumë gjëra të tjera.Duket qartë,që gjendja është e vështirë.Duket qartë,se ka shumë për të bërë.

Me të vërtetë që nuk di nga t’ia filloj për të shprehur gjithë mërzinë që kam ndaj një sistemi,të cilit do ti vijë fundi,nëse do të vazhdojë të funksionojë në mënyrë të tillë.

Ne mendojmë se për sa kohë ne nuk kemi gabuar individualisht,bota është shumë në rregull.Epo,janë pikërisht këto mendime,të cilat na veçojnë nga të tjerët e na bëjnë që të jemi gabim.Kjo do të thotë të jesh gabim,kur nuk ke gabuar.

Por,përsëri kjo gjë nuk më shqetëson aq sa më shqetëson ajo se çfarë po ndodh me tërë shoqërinë,e cila po jeton në kohët moderne.

Ka një kthim të theksuar,lehtësisht të dallueshëm të antivlerave në vlera.Shumë gjëra kanë ndodhur e kanë ndryshuar e bashkë me to ka ndryshuar edhe mënyra e perceptimit të besnikerisë,trimërisë,sinqeritetit,virtytit dhe mbi të gjitha vlerës së jetës.

Janë pikërisht këto gjëra,të cilat më shqetësojnë shumë.Pushtetarë të korruptuar,të cilët e konsiderojnë modë përvetësimin e padrejtë e shfrytëzimin e të pafuqishmëve.Ku konsiderohet modë vjedhja.Ku konsiderohet modë dhuna.Kjo është shoqëria jonë?!Ndonjëherë,nuk dua ta besoj,por parimet e mia të të qënit realist më udhëzojnë drejt besimit të kësaj situate.Të rinj,të cilët nuk kanë një perceptim të qartë mbi jetën dhe vështirësitë e saj,abandonojnë arsimin e mendojnë se të konsumosh duhanin,alkoolin apo edhe drogën do të thotë jesh i kohës.Epo,kjo nuk është e ardhmja.Të rinjtë,të cilët duhet të sillnin një frymë të re në mënyrën e të menduarit,në mënyrën e dhënies së opinionit e ndaj qasjes për çështje pikante të kohës,të cilat kundërshtohen me forcë nga konservatorët,të cilët ndonjëherë kanë argumenta shumë më shumë bindëse sesa liberalet teksa sigurisht që ndodh edhe e kundërta e kështu kjo situatë nuk mbaron kurrë.

Fëmijë,të cilët mësojnë të vjedhin që në fillore,duke marrë vlerësime të pamerituara për shkak të korrupsionit,e vazhdojnë traditën në arsimin e mesëm,duke i rrëmbyer mundësinë e studimit një individi dhe e përfundojnë rrugëtimin e gjatë të mashtrimit,kryesisht të vetvetes,duke përfituar edhe punën e të drejtit.Shumë prej nesh e kundërshtojnë këtë e nuk e pranojnë,por unë besoj se ai që nuk e beson këtë do të thotë që ka tradhëtuar realitetin në mënyrë

flagrante.Do të thotë,që është në një univers paralel duke shijuar jetën dhe duke e marrë atë si të mirëqenë.

Njerëz,të cilët pasurohen pafund,nëpërmjet mashtrimit,pabesisë dhe forcës,duke e cilësuar këtë si aftësi.Kjo është ajo për të cilën po flas.Të gjitha antivlerat e mundshme,po promovohen si vlera.Në ditët e sotme,kryesisht nga rinia,e cila as nuk ia ka idenë se çfarë po ndodh me ta dhe të ardhmet e tyre e  konsiderojnë si shembull të mirë,dike i cili mashtron,vjedh apo përdor të tjerët.E konsiderojnë këtë gjë aftësi!Kjo gjë më irriton jashtë mase.Duhet shpikur patjetër një makineri e cila mat nivelin e papjekurisë për rastë të tilla,por besoj se makineria do të ishte prishur që në matjen e parë.

Ekziston një mendësi shumë e përparuar edhe për liberalët më të thekur dhe shumë e prapambetur edhe për konservatorin më të thellë.Nuk qëndron problemi,tek fakti që gjithkush bën ç’të dojë me jetën e tij,sepse kjo gjë do të ishe idiotësi po të kritikohej,ama besoj se është mjaft e kritikuesheme dhe e kam ndërgjegjien të qetë nëse pranoj faktin se ndikimi në shoqëri,nga njerëz të cilët e kanë shumëzuar jetën e tyre më zero,në krijimin e një brezi të ri njerëzish,e një baterie të re njerëzish,të njëjtë me ta është diçka e cila nuk duhet lejuar.

Ne kemi një shprehje shumë të bukur,e cila mua më pëlqen shumë,”një budalla hedh një gurë në lumë dhe njëqind të mençur hidhen për ta kapur”.Kjo shprehje përkon me preçizion të lartë me atë se çfarë po mundohet të bëhet me shoqërinë e sotme.Një grup mendimesh,mbi të cilat nuk e kam autoritetin moral ti quaj “të çmendura”,por që kam autoritetin moral të quaj mendimet e tyre “të çuditshme”,po mundohem të krijojnë pikërisht atë brezin të cilin

përmenda.Pikërisht kërkojnë që të krijojnë klonet e tyre,të cilët do të vazhdojnë të mbajnë gjallë disa mendime lehtësisht të konsiderueshme si brutale dhe çdo gjë do të jetë në rregull.Asgjë nuk është në rregull!Përsa kohë që mendime të tilla ekzistojnë në mendjet e njerëzve të tillë asgjë nuk është në rregull.Ne jemi ne rrezik,shoqëria është në rrezik,familjet tona janë në rrezik,të gjithë jemi në rrezik.

Ndonjëherë për efekt efikasitëti gjëja e vetme që ne shohim janë veprimet,të cilat me të vërtetë nuk tregojnë asgjë.Madje asgjë prej gjëje!Fokusohemi tek to duke humbur vigjilencën dhe duke zbehur dyshimet mbi atë se çfarë përmban mendja.Përmban aq shumë gjëra,aq shumë mendime,aq shumë plane saqë nuk mund ta imagjinojne.Ne pikërisht këtu gabojmë.Gjithmonë shoferët fillestare,hipin në makinë dhe mendojnë vetëm të jenë të kujdesshëm me timonin,duke krijuar mendimin se timoni është pjesa kryesore e makinës.Vigjilenca e fokusuar tek timoni,shqisat e përqëndruara tek drejtimi i makinës,deri sa një ditë motori prishet.Kjo është dita,kur shoferi kupton diçka.Që truri i makinës është motori,e jo timoni.Personit në fjalë i duket vetja sikur ka qenë i mashtruar prej një kohë të gjatë,por benefiti i tij është i madh.Të paktën arriti të mësonte nga gabimet.Kjo gjë ndodh edhe me ne gjatë perceptimit tonë.E gjithë vëmendja jonë humbet në vendin e gabuar dhe kjo gjë na bën më të predispozuar të gabojmë.

Gjithmonë ekziston një guaskë dhe në momentin që do e hapësh ka dy mundësi.Mund të dalë ose një perlë ose një gaforre.Prandaj,duhet që të jemi të kujdesshëm dhe të guximshëm njëkohësisht.Risitë mund të jenë sukses ose sfidë për ne.Neve na takon ti komandojmë.

Por,nuk e di pse por më është krijuar mendimi se mendimet,ideologjitë etj,të cilat po dalin nga mendjet e brishta,të cilat e mendojnë jetën si një moment të vetëm,të cilin mund ta jetojmë edhe barbarisht kanë dalë nga kontrolli e janë rrugës për të dalë nga shinat e normales.Nuk po flas për diçka e cila është me të vërtetë emocionuese,e cila vjen si një mendim i ri për tu zbatuar dhe është lehtësisht e pranueshme.Po flas për pikërisht ato mendime,të cilat kanë tendencën e keqe që të krijojnë një vorbull në mendjet e qeta e të shkaktojnë një uragan në mendjet e pastërvitura.

Bëhet fjalë për mendime,të cilat devijojnë të qënin qënie njerëzore me të gjitha karakteristikat e të qënit i tillë.Dhe janë pikërisht këto mendime,të cilat kanë nevojë për frerë kur kanë predispozicionin që të përhapen si një epidemi dhe kërkojnë që të përshijnë sa më shumë njerëz nga shoqëria.

Duket sikur tashmë në gjithë atë që po mundohem të shpreh ekziston një enigmë,e cila na mundon.Nuk po flas për fantazira e as për mendime abstrakte.Po flas për veset e këqija,që shoqëria jonë po ushqen.Po,kjo është sëmundja që ka prekur shoqërinë tonë.Janë veset e këqija dhe mendimet e papranueshme,të cilat bëjnë që shoqëria jonë të përpëlitet si peshku pa ujë,në ujë.E them këtë gjë,sepse besoj se shoqëria jonë ka potencialin e mjaftueshëm që të kthejë sadopak anën e medaljes,duke kthyer negativitetin në pozitivitët,sepse e kundërta e këtij kthimi po na demton në heshtje aq shumë saqë nuk mund ta imagjinojmë.

Vazhdoj të përsëris,se këto mendime do të thaheshin nëse ne do ti abandonojmë këto mendime duke mos ja vënë veshin e duke i lënë të vetme.Vëmendja jonë kthehet në oksigjen për këto mendime,e cila i

rrit duke i zmadhuar aq shumë saqë na afrohen të gjithëve shumë afër.Më pas është shumë më e vështirë që të  shkatërrosh atë,të cilën ndoshta e krijove pa vetëdije të plotë.Është shumë më e vështirë që të kthehesh pas e të rregullosh gabimet.Nëse shikon që pas një gabimi nuk ke mësuar asgjë,atëherë ti je vetë gabimi.Kjo gjë do të thotë,se ka diçka që nuk shkon,për të cilën duhet të kërkosh,duhet ta gjesh e duhet ta eliminosh me shpejtësinë më të madhe të mundshme.

Ne nuk e kemi kuptuar dhe mesa duket e kemi të vështirë të kuptojmë se çdo gjë që ne bëjmë është në dorën tonë dhe për një pjesë të mirë të gjërave që ndodhin në shoqërinë tonë ne kemi një përqindje të përgjegjësisë.Mund të jetë e vogël kur je i vetëm,por nëse bashkoheni dy,tre,katër e të tjerë,atëherë do të shikosh që përqindja do të vijë duke u rritur.Nuk është thjeshtë një përqindje që po rritet,sepse kjo gjë do të ishe një luks të cilin nuk e gezojmë.Është përgjegjësia ajo që rritet.Me të vërtetë që përgjegjësia individuale ngel e pandryshuar,ama përgjegjësia kolektive është e lartë e kjo gjë shërben gjithashtu si një tregues i punës që duhet të bësh për të rregulluar gjithçka.Ose thjesht për të marrë mundimin.Çdokush ka për detyrë të rregullojë vetë atë se çfarë e bën vetë gabim.Kur arrin të kuptosh këtë gjë kaq të thjeshtë,arrin të kuptosh edhe termin përgjegjësi në vetvete.

Bota jonë në vetvete është si një fotografi.Sa më pranë fotosh të jesh dhe me sa më shumë kujdes të shoheëh aq më shumë gabime do të dallosh.Por,pavarësisht qëndrimit tonë gabimet janë aty.Pavarësisht dëshirës tonë,për të parë një panoramë të bukur dhe pa gabime,nuk mund të ndryshojmë realitetin.Pikërisht ky nocion është i gabuar.Ne mund ta ndryshojmë realitetin dhe foton,nëse misioni i ardhjes tonë për të bërë foto është një vit,dy vite apo tre vite më vonë.Nëse gjatë

kësaj kohë misioni ynë është që të ndryshojmë  këtë pamje,fotoja e fundit që do të shkrepim do të jetë shumë më e mirë se e para.Kjo është bota jonë.Nëse ne mendojmë se nuk mund të ndryshojmë asgjë,padyshim që nuk do të mund të ndryshojmë asgjë.Çdo gjë ka të bëjë me mënyrën e të menduarit,e cila nuk na gënjen kurrë dhe njëkohësisht mund të na gënjejë çdo ditë.Kjo gjë varet nga ty.

Nuk ka kohë më për skepticizëm,nuk ka kohë më për pesimizëm,madje nuk ka më as kohë për optimizëm,tashmë është koha vetëm për realizëm.Kemi pasur kohë të mjaftueshme për të dërguar mendjen tonë në çdo aspekt të jetës pa na penguar askush.Tashmë është koha vetëm për realizëm.Është  koha për diçka të vërtetë,sepse fjalët na e kanë bërë mendjen obeze.Kemi konsumuar kaq shumë fjalë,saqë tashmë na është veshtirosur përsëritja e këtij cikli.Është një cikël,të cilin duhet ta mbyllim.Na e ka shpifur.Të paktën mua ma ka shpifur.Do të doja që të kishe një kthim të mirë-planifikuar të përiudhës së realizmit me vlerat e saj mbi natyrën e perceptimit.Do të doja të kishe një rilindje në aspektin e vlerave të saj mbi të jetuarin e jetës.Do të doja të kishe një kthim në  antikitet,vetëm për të kthyer vlerat mbi natyrën e të dashuruarit ndaj dijes në kushte të vështira.Do të doja që të ekzistonte pikërisht periudha e shoqërisë moderne,vetëm për mënyrën se si jeta zhvillohet.Ky kombinim do të ishte deri diku perfekt.Një mendësi e qartë mbi jetën,një ndryshim drastik të parashikuar,me dëshirë për të arritur nivele të tejskajshme në një kohë,ku stili i jetës është shumë i lavdërueshëm.

Pikërisht një kombinim i tillë,do të ishte vetë përfeksioni i shprehur në formë jetese.Të gjitha këto përiudha historike janë krijuar nga qënia njerëzore,nga vetë ne.Është në dorën tonë që të kthejmë

pikërisht këto përiudha e ti japim jetë veprave që njerëzit e asaj kohë kanë arritur,pavarësisht kushteve të këqija,në të cilat ato zhvillonin ndoshta çdo mendim filozofik,apo çdo opinion mbi vetë jetën.

Do të ishte nevoja e një post-rilindjeje,e cila të përçonte në një shoqëri e cila dita-ditës po shfaq anët e saj të dështuara,vlera të larta universale,për të cilat njerëzit e sotshëm kanë nevojë.Nevoja nxit këtë kërkesë,si një detyrim të përbashkët moral ndaj vetvetes dhe shoqërisë.Nevoja na detyron të pranojmë faktin se është pikërisht nevoja ajo se që po na kufizon.Ndihemi të lirë edhe pse jemi të kufizuar,sepse kjo na është thënë që të besojmë.Këto veprime automatike po na mbysin.Janë pikërisht këto mendime të imponuara,të cilat na detyrojnë që të jemi pjesë e turmes.Kjo nuk është zgjedhja jonë.Pavarësisht asaj që ne do të bënim nëse do të ishim të pandikuar.Kam dashur për shumë kohë që të them të vërtetën,por njerëzit nuk e pëlqejnë këtë të fundit e kanë frikë që të dalin nga ajo bota imagjinare që kanë krijuar.Ka shumë kohë që kam dashur të them se kjo është gabim,por fakti se njerëzit konsiderojnë të drejtë atë që ato duan të jetë e drejtë nuk më lejon të jem i kuptueshem lehtësisht.Por,prap se prap do të flas.Kur është fjala për të përmendur anët pozitive të diçkaje të gjithë janë në këmbë për të folur,ndërkohë që kur bëhet fjalë për të folur mbi anët negative papritur gjendesh aty i vetëm.Nuk më bezdis fakti i të qënit i vetëm në pranimin e pakundërshtueshëm të realitetit.Nuk kam ndërmend të flas mbi gjërat e mira që kemi trasheguar,por vetëm mbi gjërat e mira që kemi humbur dhe mbi gjërat e keqija që po krijojmë.

Kam ndërmend që gjithmonë të them ato gjëra për të cilat do të turpërohemi bashkarisht,jo sepse janë të turpshme,por sepse janë të

gabuara.Kam ndërmend që gjithmonë të them ato gjëra për të cilat shumë njerëz nuk i pëlqejnë,jo sepse nuk janë mjaftueshëm të mira,por sepse janë të shëmtuara.Janë pikërisht këto gjëra që bëjnë diferencën.

Nuk pres të më mirëkuptosh,sepse nuk jam shumë i kuptueshëm.Nuk pres që të më dëgjosh,sepse nuk jam më i zgjuari,madje nuk pres as të më respektosh,sepse nuk kam bërë asgjë që të gëzoj respektin tënd.Pres vetëm që të bashkohesh me mua,sepse mendoj se bashkë mund të jemi më të fuqishëm!Bëjë këtë për veten tënde pikë së pari.Sigurisht,nëse e do veten...

# 10.Nuk je i vetëm

Shpehherë na kaplon një frikë,kuptimin e së cilës nuk e dimë,por në mendje na vjen një pyetje,e cila na shqetëson.Një pyetje e cila na mundon,së cilvs shpesherë nuk ia dimë përgjigjen.Kjo është pikërisht ajo që na bën konfuz mbi atë se çfarë realiteti dhe shoqëria përfaqëson në ditët e sotme.Kur mendojmë se jemi të rrethuar nga njerëz arrogantë e egoistë harrojmë se të kundërtat janë tashmë një nocion i jetës.Nëse diku ka negativitet,patjetër që diku do të ketë pozitivitet.

I zhytur në këto mendime,të cilat tentojne të të përpijnë mendjen pyetja ekzistuese në mendjen tënde e shumë ekzistenciale për mendjen time është:"A jam i vetëm?"

Një pyetje,për të cilën kurrsesi nuk mund të  japësh një përgjigjie përgjithësuese,sepse ka shumë faktorë të cilët merren në vlerësim,për të arritur në një përfundim të saktë,për të cilin jemi të sigurtë se nuk kemi gabuar.Por për pyetje të tilla është e vështirë të besosh se ke dhënë përgjigjie plotësisht të sakta.Kjo gjë është pikërisht ajo e cila na

mundon.Fakti se nuk ekziston diçka standarde mbi të cilën mund të hulumtojmë.

Mendimet janë të shumta e opinionet afrohen njëri më tjetrin sikur të ishin dy ngarkesa të kundërta.Në fakt janë të tilla.Nuk mund të them e nuk mund të cilësoj një mendim si pozitiv e tjetrin si negativ,por çfarëdo qofshin jam i sigurtë se kemi të bëjmë me mendime të kundërta të luhatura nga mënyra e perceptimit dhe botëkuptimi.

Po për mua?Për hir të së vërtetës jam paksa konfuz,vetëm për faktin se përvojat personale janë nga më të ndryshmet dhe bien në kundërshti të forta më njëra-tjetrën sikur të kishin probleme personale,të cilat po i sqarojnë në mendjen time.E pranoj që mendja në këto momente më është kthyer në një fushëbetëje,ku optimizmi sigurisht që ka përparësi e fiton mbi pesimizmin ashtu siç ka ndodhur gjithmonë më mua.

Unë jam i bindur tashmë se nuk jam vetëm!Besoj se as ti nuk je vetëm!Vetëm se nuk i ke parë akoma njerëzit që ke rreth e rrotull vetes.Nuk i ke venë re,duke u marrë me gjëra periferike,duke harruar se qendra janë pikërisht këto njerëz,të cilët nuk të lejojnë të jesh vetëm.

Nuk ka rëndësi se çfarë teze mbron,se çfarë ideologjie pranon apo se çfarë mendimesh ke.Gjithmonë do të jetë një njeri,i cili do të të kritikojë vetëm se kjo është ajo se çfarë ai di të bëjë më mirë.Ama,unë jam i mendimit dhe besoj fort se çdo gjë në këtë univers kërkon që të arrijë një ekuiliber,qoftë ky ekuilibër logjik apo çfarëdolloj.Duke besuar këtë gjë,ekuacioni që ndërtoj në mendjen time më nxjerr si përfundim se pavarësisht ekzistencës së njerëzve të cilët të përbuzin,të

injorojnë e të ndalin hovin në këtë botë ka edhe prezencë të atyre njerëzve,të cilët të lartësojnë,të përkrahin e të motivojnë.Mjafton ta besosh këtë gjë e ti kërkosh këto njerëz.Ndoshta kërkimi yt do të jetë i shkurtër.Mjafton që të kërkosh!Vetëm kërko!

Por,pavarësisht faktit,nëse këto njerëz janë aty për ty apo jo,mos prano që të ndryshosh bazat e tua vetëm e vetëm për të qenë i pranuar.Preferoj të jem i  vetëm e i drejtë,sepse është shumë herë më mirë sesa të jem i gabuar dhe i mbështetur.Preferoj të depresionohem me atë se ç’ka unë besoj se është e drejtë dhe nuk pranoj të ndryshoj vetëm pse të tjerët e duan këtë gjë,kur ata janë gabim.Ky jam unë!Dhe besoj se këto jemi ne!E shikon që unë nuk jam i vetëm?As ti nuk je!

Nëse ke mendime liberale,mos prit të kesh përkrah një konservator.Nëse ke mendime konservatore,mos prit të kesh përkrah një liberal.Kjo e dyta është edhe më ironizuese sesa e para.Ama,është si të gjenden në të njëjtën urë dy desh.Pjesa tjetër është vetëm histori!

Shpesherë,njerëzit mundohen të reflektojnë mbi arsyet e të qënit i përjashtuar nga shoqëria,ndoshta i përbuzur e ndoshta mërziten për faktin se një pjesë e mirë  njerëzve nuk i kuptojnë.Nëse pretendon të jesh i veçantë në jetë i veçantë,duhet të përgatitesh të mos kuptohesh.Duhet të përgatitesh të injorohesh edhe nga injoranti.Problemi nuk është se ata nuk duan të të mbështesin,por problemi me ta është se ti u dukesh si një nga ato ekuacionet e vështira të matematikës.Këto janë dijet e tyre!Të gatshme për të zgjidhur vetëm ekuacione të thjeshta.Nëse ti je ndryshe prej tyre,atëherë ti nuk je asgjë tjetër,veçse një ekuacion i vështirë për ta,të cilët mundohen të të zgjidhin.Nuk jam i sigurtë nëse do t’ia dalin,por

nga gjithë kjo situatë ata janë të humburit.Dhe mbi të gjitha do të lodhen shumë...

Por mendoj,se të qënit një ekuacion i vështirë,do të thotë të kesh një zgjidhje logjike brenda,prandaj nëse kërkojnë e kërkojnë por nuk mund të gjejnë  zgjidhjen,atëherë ndihmoji të lutem.Nuk pretendoj të jem një nga këto ekuacionet e këqija sepse do të ishte një vetvlerësim i tepruar,ama besoj se jam të paktën një ekuacion.Mundohu të më zgjidhësh!

Jam përsëri i mendimit,se të qënit i drejtë dhe të qënit i padrejtë nuk janë thjesht dy fenomene të kundërta.Në të vërtetë janë dy fenomene të kundërta,të  përfaqësuara nga dy grupime të ndryshme.Ja ku del fakti se nuk je vetëm!

Pavarësisht mendimit apo qëndrimit  tënd,mos u mërzit,gjithmonë do të gjesh dikë i cili do të të përshtatet dhe do të jetë krah teje.Kurrë mos lejo pesimizmin të të pushtojë!Pesimizmi është vetëm për njerëzit e dobët.Nuk besoj se je i tillë.Unë kam vendosur të mos jem!

Por mbi të gjitha,në fund të ditës përgjegjësitë janë të gjitha tonat,vetëm për faktin se vendimet ishin të gjitha tonat.

E di që nuk jam i vetëm edhe kjo gjë më lumturon tej mase!Shpresoj që askush të mos ndihet vetëm,sepse gjë më vrastare se vetmia ne këtë botë nuk paska!

# 11.A është ekzistenca jonë një gabim?

Një moment po mendoja diçka.E gjithë bota është e organizuar në një mënyrë të tillë,ku gjithçka është një reaksion zinxhir dhe ku çdo gjë dhe çdokush është i varur nga diçka.Pra,jetojmë në një botë ku çdo gjë është e pasuar nga diçka tjetër.

Paranteza kërkon që të më inkuadrojë në atë që dua të shpreh.Nëse ne nuk do të ekzistonim a do të vazhdonin problemet dhe gabimet të ekzistonin?Kjo gjë më konfuzon.Një retrospektivë e tillë na shpall automatikisht të fajshëm mbi atë se çfarë po ndodh ditëve të sotme.Duket se ne jemi problemi.Po,po ne jemi problemi vetë.

Pra me pak fjalë,ekzistenca jonë është ajo e cila krijoi edhe problemet.Në rangun e ekzistencës,ne qenkemi më shumë të pavlefshëm sesa të vlefshëm.Pra,ne jemi hallka e parë e atij reaksionit ku në vend të çlirimit të dioksidit të karbonit, çlirohet diçka akoma më e rrezikshme.Gabimi!

Epo,kjo gjë na vendos përballë një pozite,së cilës duhet ti përgjigjiemi me të katra.Ne jemi përgjegjësit kryesorë për gjithçka që ka ndodhur në planetin tonë.Ne jemi vetë faji.Ekzistenca jonë është një faj në

vetvete.Epo,për këtë gjë nuk mund të jap asnjë sugjerim apo këshillë.Në një botë,ku ekzistojnë rreth shtatë miliardë njerëz,asnjë mesazh ndoshta,sensibilizues nuk do të vlente.Shtatë miliardë njerëz,do të thotë shtatë miliardë  mendime,shtatë miliardë mënyra të ndryshme të të vepruarit.Askush nuk do të më degjonte,por mendoj se lënia e gjithçkaje në dorën e vetë individit e përkeqëson gjendjen në një situatë të tillë ku askush nuk mban përgjegjësi.Kjo bën që faji të mbetet jetim.Mbetja jetim e fajit është hapi i parë për të shkuar pikiadë.Kjo gjë hap dyndjen e problemeve në një sipërfaqe të vogël,ashtu siç është ajo e vetëdijësimit.

Bëhet fjalë,për një perde të hollë e cila ndan fatkeqësinë me bekimin.Dhe pikërisht në këtë perde të hollë shtrihet ekzistenca e njeriut.E qënies humane.Një ekzistencë aq sa interesante aq edhe e mërzitshme.Jemi në qendër të vëmendjes.Jemi tema e ditës.Bëjmë bujë kudo.Pra ekzistenca e llojit tonë,si Homo sapiens a është në të vërtetë një bekim?

Mund të paraqisja argumenta të shumta të cilat mbrojnë faktin se ekzistenca jonë është një bekim dhe pa hezitimin më të madh do ti bëja oponencën vetes time.Pra,aktualisht jemi të gjithë në një thes dhe nuk gjykohemi individualisht,por kolektivisht.Kjo gjë na penalizon jashtë masë,por unë nuk mund të dal nga kornizat që ekzistojnë në mendjen time dhe të mundohem të argumentoj se kjo gjë nuk është e vërtetë.Është shumë e vërtetë dhe vetë kohët moderne,mund të na përplasin në fytyrë argumenta të pafundmë të cilat mbështesin tezën e tyre.

Por,kjo gjë nuk na kthen neve aspak në një qënie që duhet zhdukur,për shkak të dëmeve që ajo i shkakton botës tonë.Në fund të

fundit ne lirisht mund të cilësohemi si pronarët e saj.Fatmirësisht jemi qëniet sunduese të ketij planeti,jemi Zotët e tij dhe kjo gjë na jep një avantazh shumë gjigand,i cili na jep mundësinë të bëjmë ç'të duam.Pikërisht kjo gjë na çon edhe drejt gabimit.Duke u treguar bujarë me veten,duke i dhënë të drejta të pafundme vetes dhe ndoshta jemi treguar paksa arrogantë,duke harruar se ekizston edhe diçka e cila quhet "detyrë".

I kemi dhënë vetes cilësi,shpehherë të pamerituara,pa e kthyer kokën fare se ku kemi shkelur dhe çfarë kemi lënë pas.Dëshiron të ta them unë?Ke lënë pas vetëm probleme.E kam me të vërtetë dhe sinqerisht që e besoj fort faktin se ndoshta kjo është një ndër gjërat që na ka bërë sundues.Që na ka bërë sundues dhe shpesherë edhe tiran të kësaj bote.Nuk jemi mjaftuar me planetin tonë,por i jemi drejtuar edhe galaktikës.Jemi me të vërtetë të frikshëm!

Nuk mund të ishim në stadin ku ne jemi sot nëse do të ishim treguar të drejtë.Kjo gjë na ka bërë që të jemi këto që jemi sot.

E gjithë kjo gjë më bën të mendoj se ne jemi vetë gabimi.Ne jemi vetë arsyeja se pse problemet në këtë botë ekzistojnë.

Por për një moment,po mendoja botën pa ekzistencën tonë.A do të ishte Toka një parajsë apo një ferr?

Një ferr kurrsesi që nuk mund të ishte,por besoj se as parajsë nuk do të ishte.Do të ishte diçka e mesme,e cila do të konsiderohej si e pacaktuar.

Mendoj se kjo është arsyeja se pse ne jemi këtu.Jemi këtu për të dhënë ndikimin tonë në këtë botë.Në këtë botë,të cilën as nuk e kemi zbardhur e as nuk e kemi nxirë me prezencen tonë.Mbase,pak fare!

Vetëm pak më mirë.Vetëm pak më mirë do të ishte bota pa ne.Asgjë më shumë e asgjë më pak.Hiper-aktiviteti që i kemi dhënë botës kompeson të gjitha dëmet që i kemi shkaktuar kësaj të fundit.Nuk mund të shkonte ndryshe,përveçse të ishim zotërit e kësaj botë dhe kjo është ajo që po bëjmë.Thjesht gjithçka e tillë qe projektuar.Duket sikur kjo gjë ka qenë e shkruar që nga fillimi.Ne duhet të ishim këtu ku jemi dhe ky fakt deri diku është i pakontestueshëm.Kjo është pikërisht arsyeja se pse u krijuam.

Mendoj se shfrytëzimi i botës për nevojat tona është një detyrim moral që kemi ndaj vetes.Nuk propagandoj zhvillimin e gjithë asaj që kemi shkaktuar deri më tani.Gjërat duhet të ndryshojnë,por edhe sikur të ndryshonin dhe dëshira e mirë të ekzistonte jam i bindur se ndikimi i kësaj mendësie dhe veprimeve të reja nuk do të sillte ndrshime drastike.Në këtë botë ku ashtu si tek atomet numri i elektroneve dhe protoneve është i barabartë dhe numri i bekimeve dhe fatkeqësive është i barabartë ne nuk jemi asgjë tjetër veçse neutrone.Nuk kemi ngarkesë dhe nuk ndikojmë askund.Ama,kemi masë.Dhe kemi pasur mjaftueshëm masë sa për të bërë gjërat që kemi bërë deri më sot.Ama,nëse do të dëshironim që të kthenim gjithçka mbrapsht,thjesht nuk do të mundnim.Pra jemi në një moment ku koshienca është thjesht diçka e panevojshme për atë se çfarë kemi bërë,por në vetvete është një instrument shumë i vlefshëm dhe i domosdoshëm për të ardhmen.Pra kemi të bëjmë me një kufi përcaktues midis asaj që kemi bërë dhe atyre që do të bëjmë në të

ardhmen.Pra,jemi në një moment ku dëshpërimi apo pendesa deri diku nuk vlen edhe  shumëzohet me zero në sytë e mi dhe besoj se e njëjta gjë ndodh edhe me shumë njerëz të tjerë.Nevoja primare që kemi është që në të ardhmën gjërat të jenë më të mirmenduara dhe të qëndrushme që të mos biem në përsëritje,e cila nuk bëhet monotone,por bëhet e rrezikshme.

Pra,nuk është koha që të mallkojmë veten se pse ekzistojmë.Nuk është koha që të pushtohemi nga pesimizmi.Nuk është koha që të shkelim në derrasë të kalbur.Çdo veprim duhet të jetë i paraprirë nga një organizim i qartë në mendjen tonë.

Bota duhet të krenohet me qënien humane,jo për tu treguar egoist,por ne i kemi dhënë asaj gjëra që askush tjetër nuk do t'ia kishte dhënë,sigurisht duke marrë prej saj gjëra të cilat na nevojiteshin.

Mendoj se duhet  të tregohemi më të drejtë me veten tonë,me shoqërinë tonë dhe sigurisht me botën në të cilën po zhvillohemi.Le të jemi falenderues ndaj gjithçkaje që ekziston dhe ndaj njëri-tjetrit.Le të jemi optimistë.Por,mbi të gjitha për hir të vetes tonë le të tregohemi të përgjegjshëm.Le të lëmë për një moment ato formalizmat e tepruara.Le ta bëjmë këtë gjë për veten tonë.Për familjen tonë.Dhe më pas kushdo që të përfitojë prej saj vetëm na shton dëshirën për të bërë përsëri diçka të mirë.E kemi luksin që të tregohemi të drejtë e të përgjegjshëm,prandaj pse mos ta bëjmë.

A është ekzistenca jonë një gabim?Mendimet janë të ndryshme dhe nuk mund të gjejmë asnjë pikë të përbashkët midis këtyre mendimeve.Por edhe unë kam atë perceptimin tim mbi këtë gjë.Nëse ne nuk do të ekzistonim,patjetër që drejtimin do ta kishte marrë një

qënie tjetër,për të cilën nuk mund të them më siguri se do të kishte bërë më pak gabime se ne apo do të kishte ndihmuar më shumë këtë planet.Nuk mund ta them këtë,por për krijimin e një shtresëzimi vendos dorën në zjarr se do të ndodhte.Pra nuk mendoj se patëm diçka të madhe se pse arritëm deri këtu.Thjesht u lindëm për të qenë të tillë dhe plotësuam dëshirën e fatit.Jemi pjesë e një zgjedhjeje të bazuar mbi aftësitë që zotërojmë,ku në fund të lojës ne u shpallem fitues dhe vazhdojmë të mbajmë rolin e fituesit edhe sot.Nuk mendoj se është faji jonë se jemi mjaftueshëm të aftë të jemi këtu ku jemi sot.

Prandaj,unë mendoj dhe mbështes fuqishëm faktin se ne nuk jemi një gabim apo një fatkeqësi që ka rënë mbi këtë botë,e cila paska qenë e bekuar përpara ekzistencës tonë.Madje,mendoj se ne jemi kthyer më shumë në fatkeqesi për njëri-tjetrin sesa për botën ku ekzistojmë dhe jetojmë.Këto jemi ne dhe këtë gjë duhet  ta pranojmë.Nuk jemi aspak të pafajshëm për gjithçka që ka ndodhur deri më sot,madje kemi përgjegjësinë tonë për gjithçka dhe personalisht jam mjaft i vetëdijësuar se pesha jonë i ka rënduar shumë botës,por nuk kemi ç’të bëjmë.Disa gjëra janë thjesht instiktive dhe thjesht ndodhin,patjetër që bazuar mbi  një arsye për të cilën mund të kërkojmë me vite dhe në fund ndoshta nuk e gjejmë.Jemi mjaftueshëm me faj që të ulim kokën,por jemi mjaftueshëm krenar që të ecim me kokën lart.Kjo gjë më mbush me shpresë dhe më bën të kuptoj se mund të bëjmë shumë gjëra dhe mund ta bëjmë këtë shoqëri,pikërisht këtë shoqërinë,e cila dita-ditës po fundoset në pisllëkun që e ka krijuar vetë,në diçka krejtësisht të sinqertë e të bukur,për të cilën ja vlen të zgjohesh në mëngjes.Ja vlen të flesh me ëndërra e të thuash se mund t’ia dalësh.Por nëse e sheh veten si një pengesë për gjithçka që ekziston mbi këtë botë dhe e kthen veten në fajtorin më të paskrupullt që mund

të ekzistojë atëherë ky do të jetë problemi yt dhe i askujt tjetër.Krijoi vetes mundësinë që të jesh mjaftueshëm i gatshëm të plotësosh ëndërrat e tua për të bërë gjithçka sipas mënyrës tënde.Jemi këtu ku jemi vetëm sepse gjithkush prej nesh pati dhe vazhdon të këtë mënyrën e tij të të menduarit dhe të të vepruarit.Kjo gjë e bën botën tonë dhe shoqërinë tonë më interesante.Kjo gjë i jep ngjyra një jete e cila do të ishte krejtësisht standarde nëse të gjithë ne do të ishim njësoj.Kjo e bën atraktive diçka të mërzitshme.Kjo i jep bukuri të shëmtuarës.Kjo është arsyeja se pse ne ekzistojmë dhe se pse ne duhet të vazhdojmë të ekzistojmë.Jo se na dhimbset vetja jonë,por sepse kemi akoma shumë për të dhënë.Nuk kemi skaduar akoma,madje jemi fringo të rinj,për të bërë gjëra të cilat ndoshta nuk i kemi bërë deri më sot.Jemi gjithmonë të gatshëm të japim dhe kjo na ka bërë që të jemi të parët.Mbi të gjitha jemi humane.

Pra,mendoj se problemi nuk qëndron tek ekzistenca jonë,por tek papërgjegjshmëria jonë ndaj dhuratës.Çdo gjë,e cila në të vërtetë nuk është asgjë tjetër veçse resurs natyror na është dhuruar.Mendoj se mjafton të jemi paksa më të qartë se çfarë na është dhuruar dhe duhet ta vlerësojmë këtë fakt deri në fund.Përgjegjshmëria jonë vlen shumë.

Mendoj se gjëja e cila ka më shumë rëndësi është fakti se ne jemi të vetdijshëm për atë që kemi bërë.Të paktën nuk i largohemi përgjegjësisë duke u munduar të shpëtojmë nga veprimet tona,shpesh herë edhe të nxituara e të gabuara.Kjo gjë është një shenjë e mirë e faktit se vazhdon të ekzistojë paksa vetdije në këtë botë.Nuk kam dyshuar kurrë se ekzistonte.Kjo është një ndër gjërat kryesore,për shkakun e së cilës ndihem krenar të jem human.Ne dimë se kur gabojmë!Kjo gjë na ka ndihmuar shumë që të kthehemi dhe të

zhvillojmë atë retrospektivën,e cila na ka iluminuar paksa e na ka bërë që të kemi një gjykim më të qartë e realist ndaj veprimeve tona dhe atyre se ç'ka ne mendojmë.Jemi gjithmonë të gatshëm që të përmirësohemi dhe kjo gjë përsëri më krenon.Jemi gjatë gjithë kohës duke kçrkuar për versionin më të mirë të vetvetes.Jemi gjithmonë e më afer përfeksionit edhe pse na është krijuar mendimi se përfeksioni është i paarritshem.Vazhdoj ta besoj këtë!Vazhdoj ta besoj faktin se jemi lindur për të qenë këtu ku jemi dhe asgjë nuk mund ta ndryshojë këtë fakt.Jemi me të vërtetë ajo se çfarë i duhet kësaj bote.Ndoshta në aspektin individual jo,por në aspektin kolektiv nuk kam asnjë dyshim.Ne na duhet kjo botë,por pa dyshim që edhe bota ka nevojë për ne.

# 12.Jemi të kërcënuar nga subjektiviteti?

Marr indicie të ngre një pyetje të tillë nga përvoja e lënduar njerëzore,e cila më ka bërë të mendoj se nuk kam kurrë të drejtë.Kam kuptuar tashmë se ajo se ç'ka unë mendoj dhe perceptoj shumëzohet me zero edhe nga argumenti më i dobët i mundshëm,në momentin që egoja futet në lojë.Pikërisht kjo ego e bën botën tonë më të padurueshme.Kjo gjë më bën që gjithmonë të vlerësoj anët e mira dhe të keqija të një situate,pavarësisht nga mënyra se si të tjerët duan ti shohin gjërat.Mendoj se ekzistenca e mendimeve dhe opinioneve e bën botën interesante,por ja se ku del fakti se të paktën një person në dy persona është gabim gjatë zhvillimit të një debati apo edhe një bisede të thjeshtë.Kjo gjë më bën të mendoj se në këtë botë po lind dalëngadalë një neo-sofizëm,i cili po përdor njohuritë individuale vetëm e vetëm për të arritur të plotësohet egoja e individëve.A është kjo gjë kërcënuese?

Patjetër që, po.Jam i sigurtë se direkt pas këtij pohimi,do të ekzistojë ai mendimi se unë jam një ndër ato ndrydhësit e mendimeve të lira për të cilët ne kemi me të vërtetë kaq shumë nevojë.Sigurisht,që nuk ka produktivitet kur ka vetëm ankesa dhe zgjidhja mungon.Zgjidhja ime është e qartë.Vlerat më të qenësishme dhe humane,duhet të kenë një

farë standardi të përbashkët dhe të njëjtë në gjithë botën.Në të gjithë kohët dhe në të gjitha perceptimet e mundshme.Kjo gjë do të zvogëlonte shancet kolektive të shoqërisë për të gabuar dhe do të na bënte që të mendonim përpara se të bënim diçka,e cila në vetvete do të binte në kundërshtim me vetë këto vlera universale.Kjo gjë do të maturonte ndërgjegjien tonë dhe do të na bënte më të prekshem ndaj "nesh dhe shoqërisë".

Sigurisht,që dakortësohem me faktin e pakundërshtueshëm se ne këtë univers nuk ekziston asgjë absolute,por çdo gjë në vetvete është relative.Ama,nuk mund të presim mosekzistencën e kufinjve si një nocion të pandryshueshëm.Ato janë aty dhe shpesh herë ne e kemi të pamundur që t'i kalojmë,vetëm për faktin se kaq aftësi kemi.Ama,ne vazhdojmë të provojmë dhe kjo gjë na bën që të jemi vazhdimisht në një konflikt të thellë me botën.Automatikisht krijohet një gjendje kontraversale,ku nuk mund të dallojmë se çfarë është e duhura.Shfrytëzimi i subjektivitetit si një mundësi për të kuptuar botën,apo unifikimi i ideve për të kontrolluar botën,e cila për hir të se vërtetës duket sikur po lëviz paksa nga ato shinat e saj,të cilat kurrsesi nuk ecin vetëm drejt,por kanë kthesa të ndryshme,të cilat në të vërtetë i japin udhëtimit veçanti.Ama,në këtë tren të përbashkët,përveç njerëzve të cilët dëshirojnë një udhëtim të qetë e të këndshëm gjenden edhe një grup "të çmendurish",të cilët mendojnë se do të ishte shumë më bukur,nëse treni do të dilte nga shinat e do të mund të fluturonte.Nëse ky grup do të vlerësohej për fantazinë e tij,patjetër që do të vlerësohej me notën maksimale.Ama,nëse realizmi do të ishte një provim,do të ishin pikërisht këto njerëz,të cilët do të ngelnin në klasë.

Janë pikërisht ky grup njerëzish,të cilëve bota nuk u duket mjaftueshëm interesante dhe jeta u duket vetëm një moment,të cilët tentojnë që të promovojnë si trend,pikërisht këtë çmenduri,e cila dita-ditës po inkuadrohet me termin “globale”.

Por,le t’i lëmë për një moment mendimet dhe opinionet personale,të cilat nuk janë asgjë tjetër veçse një subjektivitet i shtuar,të cilat për shumicën e njerëzve nuk vlejnë aspak.

Pyetja,e cila më shqetëson në realitet është:“A duhet që disa vlera e disa nocione t’i kemi të mirëpërcaktuara dhe objektive?”

Kjo gjendje është aq kontraversale,saqë më bën të mendoj gjëra nga më të ndryshmet,të cilat në të vërtetë më çorodisin disi.Për hir të së vërtetës,mendoj se do të ishte një faktor rregullues nëse këto vlera do të ishin thjesht një “fakt i kryer”,por njëkohësisht do të ktheheshin në një faktor kufizues në mënyrën e të kuptuarit të botës,gjë të cilën nuk do ta promovoja kurrë dhe nuk do ta mbështësja kurrë.

Në momente të tilla,ku subkoshienca është paksa e luhatur nga kërkimi i së mirës,por ka frikë se padashur mund të gjejë të keqen,kam një opinion të qartë mbi atë se çfarë po ndodh me shoqërinë e sotme dhe refleksionin e saj, cili për hir të së vërtetës nuk është aspak optimal.

Mendoj se shoqëria jonë,dashur padashur po kthehet në një shoqëri neo-sofiste.Një shoqëri e cila po subjektivizon çdo aspekt të jetës.Një shoqëri,e cila vendos interesat e saj personale,përpara ekzistencës të së drejtës,të moralit,të së mirës!Dhe janë pikërisht këto mendime subjektive,të cilat po thellohen dita-ditës në fitimin e një

individualiteti të frikshëm, të cilat po hapin një hendek të madh konceptual në mendjen e gjithsecilit prej nesh.Në këtë moment starton edhe gjeneza e një sërë udhëkryqesh,të cilat kryqëzohen në një formë aq simetrike,saqë mendja jonë e ka të vështirë që të dallojë anën e mirë nga ana e keqe.

Duhet thënë se pikërisht ky neo-sofizëm,po i jep jetë një diversiteti të konsiderueshëm,i cili ka shpërthyer si një bombë në duart tona.Jemi paksa të papërgatitur besoj,për të mbajtur në shpatulla një shumllojshmëri të tillë perceptimesh mbi vlera dhe subjekte universale e ideale.

Kjo gjë na shtyn që të gabojmë.Fakti se ekzistenca e një shumëllojshmërie të tillë perceptimesh është e pashmangshme dhe na vjen si një fakt i kryer na bën të mendojmë se dikush prej nesh ka të drejtë.Por,nëse dikush prej nesh ka të drejtë,atëherë patjetër ekziston dikush që është gabim.Automatikisht prirja e këtij individi është që të jetë i predispozuar që të gabojë në një të ardhme të afërt,apo ndoshta edhe në një përditshmëri monotone.Kjo gjë krijon automatikisht një fenomen të ri të gabimit,i cili sa vjen e lartësohet në shkallë më të rehatshme,në të cilat qëndron me dëshirë e vetdije të plotë morale.

Ky gabim do të jetë në përditësim e sipër dhe në përmirësim e sipër,nëse ne nuk punojmë dhe mendojmë se si t’i japim fund.Kjo gjë na ngeli përsëri neve ne dorë dhe përgjegjësia sapo ra përsëri mbi ne.Ndoshta jo mbi ne personalisht,ama patjetër që mbi qënien njerëzore e shoqërinë e sotme po.

Sigurisht,që gjëja e vetme që nuk mund të pengojmë është ekzistenca e mendimeve të ndryshme për një temë të caktuar,gjë e cila shpesh

herë jep përgjigjen e pyetjeve,të cilat individualisht ndoshta askush nuk do të mund ti jepte.Por,neutraliteti i marrë tashmë si ekzistencial do të ishte shumë më shumë produtiv e do të merrte shumë më shumë rëndësi nga sa ne mendojmë nëse do të përdorej në një rast të tillë,ku prezenca e tij me të vërtetë që vlen shumë.

Gjithmonë një neutralitet i tillë,automatikisht çon në lindjen e një konfuzioni individual,sipas të cilit çfarëdolloj gjëje që të bëjmë jemi gabim.Një mungesë e tillë vetbesimi dhe vetvendosjeje çon në bërjen e gabimeve,pasi mendja nuk është e kthjellet dhe e vendosur.Në momentin që ka dyshime dhe opsione të shumta mundësia për të gabuar rritet.Sa më shumë mundësi të kesh për të zgjedhur,aq më e pamundur është gjetja e se vërtetës si një nocion të patjetërsueshëm.

Prandaj edhe ne ndonjëherë mundohemi të japim një përkufizim të saktë të nocioneve të ndryshme.Problemi me ne qëndron në momentin kur ne mendojmë se subjektiviteti ekziston në nocionin apo fenomenin përkatës.Jo,i gjithë subjektiviteti qëndron tek mënyra sesi ne realizojmë përkufizimin tonë dhe qëndron pikërisht në mendjen tonë.Në parim të gjitha këto nocione janë të pandryshueshme dhe ne vazhdojmë të sillemi rreth një mendimi primar.Ajo se çfarë bëjmë ne nuk është përkufizimi,por ripërkufizimi me një lirizëm të theksuar.Kjo gjë na jep luksin dhe lirinë e nevojshme për të reaguar dhe vendosur “diktatin”tonë mbi vetë këto nocione,të cilat na paraqiten si krejtësisht subjektive.Askush nuk mund të pretendojë se arrin në një përkufizim përfekt e tërësisht kompleks.Çdo gjë varet nga ne dhe ndërgjegjia jonë,e gatshme për të transferuar çdo situatë ne favorin tonë.

Këtë subjektivitet e shohim të transformuar në forma nga më të ndryshmet,të cilat vijnë përpara nesh si vlera e mundohen të na përfaqësohen me një përfaqësim të denjë,i cili ka për qëllim të na bindë.

E në fund të ditës jemi përsëri ne,të vetëm!Ne dhe mendimi ynë!Gjëja e vetme që zotërojmë!



ERTI POKA KA LINDUR NË VITIN 2001, NË TIRANË DHE KY ËSHTË BOTIMI I DYTË I TIJ, PAS LIBRIT "JETA NË SYTË E NJË ADOLESHENTI"!

NËSE MENDON SE JE I PAGABUESHËM, SAPO BËRE GABIMIN E PARË!

